VLADIMIR KOLA

# Plagjiatura dhe shmangia e saj

## me shembuj dhe ca rregulla të thjeshta mbi shkrimin

BOTIMET FISHTA

# VLADIMIR KOLA

# PLAGJIATURA DHE SHMANGIA E SAJ

## ME SHEMBUJ DHE CA RREGULLA TË THJESHTA MBI SHKRIMIN

**2019**



# FALËNDERIME

Natyrisht ky studim është falë ndihmës, kontributit, bashkëpunimit, stimulimit dhe përhapjes të shumë personave të tjerë, kështu që më lejoni të bëj ca falënderime.

Falënderoj familjen për mbështetjen e vazhdueshme dhe pa rezerva.

Një falënderim i veçantë shkon për nismëtarin, frymëzuesin, promovuesin, kolegun dhe intelektualin Taulant Muka. Duhet të kemi parasysh se ka qenë i pari Taulant Muka që ka filluar zbulimin dhe denoncimin e plagjiaturave të ca artikujve shkencorë. Nisur nga kjo fushatë denoncimesh, fillova të kërkoj edhe unë sidomos Teza Doktorature, ku pastaj rezultonin me pjesë të kopjuara, pa referuar burimin origjinal, të cilat, në një pjesë të madhe, janë bërë publike nëpërmjet faqes *Facebook* të Taulant Mukës[1].

Falënderoj televizionet: 1) *Fax News* për ftesën për dy intervista, më 14 dhjetor 2018[2] dhe më 28 shkurt 2019[3]; 2) *Top*


[1] https://www.facebook.com/Taulant-Muka-822964028094910/?epa=SEARCH_BOX

[2] *PLAGJATURA NE DOKTORATURA, I FTUAR: VLADIMIR KOLA*: https://www.youtube.com/watch?v=vwyMMVKAeXg

[3] *Plagjaturat/ Studiuesi Vladimir Kola tregon të metat e VKM-së*: https://www.youtube.com/watch?v=Xbagc2p78jQ

*Channel* për ftesën në emisionin *Top Story*[4] më 16 janar 2019[5]; 3) *TV Klan* për ftesën në emisionin *Opinion* më 22 janar 2019[6], i cila pa dyshim është paraqitja ime publike më e rëndësishme, në lidhje me këtë çështje; 4) *Scan TV* për ftesën në emisionin *Bardh a Zi* më 23 mars 2019[7].

Falënderoj sitet dhe gazetat: 1) *City News Albania*, për intervistën më 26 janar 2019[8]; 2) *Dita* për intervistën më 13 shkurt 2019[9]; 3) *Shekulli* për intervistën më 14 shkurt 2019[10] 4) *Deutsche Welle* për intervistën më 13 shkurt 2019[11]; 5) *Mapo*

---

4 Dua të vë në dukje se, gjatë regjistrimeve, m'u komunikua së në emision do të paraqisnin 10 minuta nga intervista ime, por siç mund ta vini re edhe në videon në Youtube, në emision është paraqitur një pjesë më e shkurtër.

5 *"Injorantët e parlamentit"-Njihuni me deputetët e pashkolluar ose me diploma plagjiaturë - Top Story*: https://www.youtube.com/watch?v=ltBCt0Rleig

6 *Opinion - Politikane me kopje! (22 janar 2019)*: https://www.youtube.com/watch?v=pj7KQCf-pi0

7 *Bardh A ZI nga Ornela Gaçe dhe Erion Kristo (23 Mars)*: https://www.youtube.com/watch?v=Sm6kGssf2Jw

8 *Doktoraturat plagjiaturë/ Nga bota akademike tek politika dhe drejtësia*: https://www.cna.al/2019/01/26/doktoraturat-plagjiature-nga-bota-akademike-tek-politika-dhe-drejtesia/

9 *Ju rrëfej "doktorët"! Një bisedë me denoncuesin e plagjiaturave*:

http://www.gazetadita.al/ju-rrefej-doktoret-bisede-me-denoncuesin-e-plagjiaturave-ne-politike/

10 *Denoncuesi Kola: Plagjiaturat e doktoraturave s'janë mohuar nga politikanët*, http://shekulli.com.al/denoncuesi-kola-plagjiaturat-e-doktoraturave-sjane-mohuar-nga-politikanet/

11 *Vala e plagjiaturave - Kur meritokracia zëvendësohet nga paraja ose partia*:

për intervistën shumë të detajuar më 19 prill 2019[12]; 6) *Lezhanews.com* për disa artikuj interesantë që ka shkruar mbi plagjiaturat dhe zbulimin e tyre; 7) Lëvizjen *Dija* për shpërndarjen e plagjiaturave[13].

Falënderoj të gjitha mjetet e tjera të informacionit që kanë shpërndarë denoncimet e plagjiaturave.

Falënderoj thellësisht të gjithë ata që kanë kontribuar në fushatën e denoncimit të plagjiaturave.

Falënderoj Entin Botues Poligrafik "Gjergj Fishta" për botimin e këtij studimi.

Po e mbyll me falënderimet duke thënë se pavarësisht dëshirës për ta zhvlerësuar si fushatë, nga ana e disa *pseudointelektualëve*, **jam i sigurt se fushata e denoncimeve të plagjiaturave do të kujtohet gjatë**.

---

https://m.dw.com/sq/vala-e-plagjiaturave-kur-meritokracia-z%C3%ABvend%C3%ABsohet-nga-paraja-ose-partia/a-47675236

[12] *I papuni Vladimir Kola, tmerri i politikanëve me plagjiaturë*: https://gazetamapo.al/i-papuni-vladimir-kola-tmerri-i-politikaneve-me-plagjiature/

[13] https://www.facebook.com/TeBashkuarPerArsimCilesor/

# HYRJE E SHKURTËR MBI STUDIMIN

Në lidhje me problemet me cilësinë e kërkimit shkencor në Shqipëri, do të veçoja paraprakisht dy momente të rëndësishme, të cilat lidhen me plagjiaturat në tërësi dhe me angazhimin tim për këtë çështje në veçanti: prill dhe tetor 2018. Në prill të vitit të kaluar, në emisionin *Top Show* Taulant Muka denoncoi se, sidomos për të marrë tituj shkencorë, disa studiues të Shqipërisë, publikonin artikuj shkencorë jashtë vendit, në disa revista të cilat nuk bënin kontroll shkencor të mirëfilltë, përpara se t'i publikonin[14]. Natyrisht, ky fakt hidhte dyshime të mëdha mbi vlerën shkencore të këtyre artikujve që publikoheshin në revista, të cilat ishin të interesuara që të merrnin kuotën e parave për publikimin e artikullit, por nuk ishin aq të interesuara për të bërë kontroll serioz mbi vlerën shkencore të artikullit që do publikonin. Ndërsa në tetor 2018, gjithnjë Taulant Muka, denoncoi ca artikuj shkencorë me plagjiaturë, për shembull në televizionin *Ora News*[15].

Natyrisht këto dy momente janë të rëndësishme edhe për të kuptuar angazhimin tim me zbulimin dhe analizën e disa plagjiaturave, sidomos të Tezave të Doktoraturës, sepse unë

[14] *Top Show, 3 Prill 2018, Pjesa 1*: https://www.youtube.com/watch?v=ql7N5pHPuTI
[15] https://www.youtube.com/watch?v=ngUjCdoLDOk

kisha njohuri mbi mungesën e theksuar të seriozitetit dhe të meritës në Arsimin e Lartë në Shqipëri, por çështjen nuk e kisha parë në këtë profil. Prandaj, nisma e Taulant Mukës, më shtyu të shihja problemin edhe në lidhje me cilësinë e disa Tezave Doktorature dhe në ndonjë rast edhe të ndonjë artikulli shkencor. Gjithashtu, siç mund edhe të jeni të informuar, një pjesë e madhe e zbulimeve dhe analizave të plagjiaturave në fjalë janë publikuar pikërisht në faqen *Facebook* të Taulant Mukës[16], kurse rastet e fundit janë publikuar edhe në profilin tim në *Facebook*[17].

Ky studim është i ndarë në tre pjesë dhe në fund gjendet një listë me 30 rregulla. **Në pjesën e parë** kam analizuar të drejtën e autorit, origjinalitetin e një punimi shkencor, plagjiaturën, rregullat e referimit, rregullat e citimit dhe shmangien e plagjiaturës. Gjithashtu, në këtë pjesë flas për ngjashmëritë dhe dallimet mes shkeljes të së drejtës së autorit dhe plagjiaturës. Paraprakisht mund të them, se sipas pikëvështrimit tim, *pavarësisht interpretimeve të ndryshme mbi plagjiaturën, mendoj se është mirë të jemi dakord se në një shkrim shkencor si Tezë Doktorature apo artikull shkencor, nuk mund të kopjohen paragrafë në bllok apo më keq faqe në bllok, nga analizat e dikujt tjetër. Gjithashtu, kur ndonjë rresht kopjohet apo perifrazohet nga shkrime të tjera, burimi origjinal duhet të referohet në mënyrë*

[16] https://www.facebook.com/Taulant-Muka-822964028094910/?epa=SEARCH_BOX
[17] https://www.facebook.com/vladimir.kola.3517

*specifike në tekst në kllapa ose në fusnotë dhe jo thjesht të vihet burimi origjinal në fund të shkrimit te literatura e konsultuar*. Natyrisht, në tërësinë e tij, shkrimi duhet të jetë përpunim i autorit, duke e ndërthurur në mënyrë të moderuar me shkrimet e të tjerëve mbi atë temë, me referimet specifike. Në këtë pjesë flas edhe për shkelje të tjera te një shkrim shkencor: falsifikimi, fabrikimi, konflikti i interesave dhe mosparaqitja e të gjithë kontribuesve kur publikohet një kërkim shkencor.

**Në pjesën e dytë** flas për ca rregulla të thjeshta shkrimi dhe kërkimi, të cilat shumë njerëz mund edhe t'i dinë, por kam përshtypjen se disa të tjerë nuk i dinë, ose të paktën nuk i dinë aq mirë sa mendojnë. Në këtë pjesë, jap edhe ca këshilla për të kërkuar në internet, në mënyrë të veçantë për të kërkuar me *Google advanced research* dhe flas edhe për katalogun elektronik të Bibliotekës Kombëtare të Shqipërisë. Gjithashtu, flas për ca parime për të shkruar një studim shkencor. Ndërsa në lidhje me strukturën e shkrimit ndalem edhe te *paragraph*, te programi *Word*, ku shpjegoj ndarjen në paragrafë, hapësirën mes paragrafëve, hapësirën mes rreshtave, etj. Flas edhe për *mundësinë e kombinimit me dy taste, për shkrimin e shkronjave të veçanta si* **ç, ë**; **për veçimin (evidentimin) e tekstit**, etj. Prandaj, për ata që nuk kanë njohuri të mjaftueshme mbi këtë çështje, kjo pjesë mund t'u shërbejë edhe si udhëzues.

**Në pjesën e tretë** gjenden analizat e plagjiaturave konkrete me krahasimin e tekstit. Plagjiaturat në fjalë, janë publikuar më parë në internet, por gjithsesi, i shtyrë nga

dëshira për të shmangur pakënaqësi dhe polemika të mëtejshme, kam preferuar të mos përmend emra konkretë, në analiza, të autorëve me plagjiaturë apo të udhëheqësve shkencorë. Këshillimi im është që të lexohen më kujdes, sepse në analiza vihen në dukje, në mënyrë konkrete, problemet në lidhje me referimin, kopjimin, mungesën e origjinalitetit, etj. Përveç analizave, në këtë studim, kam shtuar edhe **analizat në retrospektivë** ku vë në dukje shkeljet kryesore. Gjithashtu, nëpërmjet krahasimit të teksteve, mund të shihni drejtpërdrejt tekstin origjinal përballë tekstit të kopjuar, kështu që gjithsecili mund të shohë dhe të konstatojë me sytë e tij. Nga ana tjetër, për ata që duan të bëjnë verifikime më të thelluara, në analizat e plagjiaturave gjenden edhe adresat e internetit, ku mund të shihen edhe dokumentet e plota, domethënë teksti origjinal dhe teksti i kopjuar.

Lista në fund me 30 rregulla, është një përmbledhje me rregullat kryesore mbi referimin, citimin, origjinalitetin, etj.

Dua ta mbyll këtë hyrje të shkurtër me katër parime të cilat ia them shpesh herë vetvetes dhe dua t'i ndaj edhe me lexuesin: i pari, **të sforcohemi që momentet negative t'i kthejmë në avantazhin tonë**; i dyti, **të përdorim kohën me kujdes**; i treti, **vetëm serioziteti do na shpëtojë,** i katërti **kujdes nga vendimet dhe gjykimet e shpejta**.

Në lidhje me të parin, shpesh herë njerëzit në momentet e vështira bien në dëshpërim, humbin besimin te vetvetja, futen në izolim, etj., por faktikisht momenti i vështirë

mund të jetë edhe një mundësi për të testuar vetveten, për të reflektuar më shumë, për të hapur horizonte të reja dhe për të gjetur rrugëzgjidhje në një pikëvështrim ndryshe. Në lidhje me të dytin, dihet se nuk jemi përgjithmonë në këtë planet, kështu që shfrytëzimi i kohës për një qëllim të caktuar, është një element shumë i rëndësishëm, pa të cilin nuk mund të arrijmë të bëjmë asgjë. Në lidhje me të tretin, nënvlerësimi është një sëmundje kronike që duhet mbajtur gjithmonë nën kontroll. Imagjinoni sa njerëz vdesin sot në botë nga aksidentet, pikërisht sepse i nënvlerësojnë rreziqet që mund të vijnë nga shpejtësia e makinës, apo e motorit, etj. Prandaj, serioziteti është pak i bezdisshëm, sepse të krijon stres dhe nuk të lejon të relaksohesh, por gjithsesi shumë i rëndësishëm sepse të jep mundësi të vlerësosh me kujdes veprimet që bën.

Natyrisht, seriozitet nuk nënkupton që nuk të mund të kemi momente relaksuese, ironike, vetëironike, etj., por ato duhet të përdorën në një masë të shumë të moderuar, pak a shumë si kripa për ushqimin. Thënë ndryshe, seriozitet është ushqimi, kurse relaksimi dhe ironia janë kripa (me përjashtim të dikujt që e përdor ironinë si profesion). Në fund të fundit, edhe plagjiaturat, ndër të tjera, janë tregues mungese serioziteti. Për ta mbyllur këtë hyrje, në lidhje me gjykimet e shpejta, besoj se keni dëgjuar për fjalën paragjykim. Duhet të kemi parasysh se paragjykimi lind, pikërisht nga gjykimet e shpejta që bëjmë mbi një çështje, duke krijuar lidhje në mendje me situata që i konsiderojmë të ngjashme, por që në të vërtetë

ndoshta nuk janë të tilla. Pikërisht, duke gjykuar shpejt, nuk kemi mundësi të reflektojmë mirë, për të kuptuar kompleksitetin e një çështjeje. Prandaj, është mirë që të përmbahemi nga gjykimet e shpejta, sepse shpesh herë janë të gabuara.

**Një sqarim**: në fund të studimit, **te lista e literaturës së konsultuar**, nuk i kam listuar librat, Tezat e Doktoraturës, apo artikujt shkencorë, etj., të analizave të plagjiaturave, sepse i gjeni direkt te faqet e analizave. Prandaj, te literatura e konsultuar kam listuar vetëm librat, artikujt, sitet, etj., që lidhen me pjesën e parë dhe me pjesën e dytë të këtij studimi.

Faleminderit dhe lexim të "këndshëm"!

# 1.

# MBI PRONËSINË INTELEKTUALE, TË DREJTËN E AUTORIT, ORIGJINALITETIN INTELEKTUAL DHE REFERIMIN E BURIMEVE TË PËRDORURA NË NJË SHKRIM

Muajt e fundit kam qenë duke lexuar ca shkrime të filozofit anglez John Locke (Xhon Lok, 1632-1704) dhe mendoj se ia vlen ta nis pikërisht nga arsyetimi i tij mbi pronësinë në tërësi, për të folur për pronësinë intelektuale në veçanti, edhe pse duhet theksuar se këto dy çështje nuk janë identike. Në librin e tij *Dy traktate mbi qeverisjen*, John Locke, ndër të tjera, argumenton se "në fillim puna mundësoi që t'i jepte titull pronësisë" ("*labour could at first begin a title of property*"[18]) ose për ta thënë në mënyrë më të drejtpërdrejtë

[18] Locke, J. (2003). *Two Treatises of Government. Edited and with an Introduction by Ian Shapiro. John Dunn, Ruth W. Grant, Ian Shapiro*. New Haven: Yale University Press, f. 121.

“puna i jep titull pronësisë” (“*labour gives title to property*”[19]). Pra, John Locke argumenton se, në fillim, pronësia si koncept i përgjithshëm e ka origjinën nga puna e individit. Në këtë kuptim, mund të themi se edhe pronësia intelektuale e ka origjinën nga puna intelektuale e individit.

Nëse lexojmë *Fjalorin e Gjuhës Shqipe*[20], pronësia përkufizohet si “e drejta për të zotëruar një pronë”[21] dhe prona përkufizohet si “pasuri që i përket ligjërisht dikujt ose një institucioni”[22]. Ndërsa fjala pasuri, përkufizohet si “tërësia e sendeve, e mjeteve dhe vlerave që ka një njëri, një grup njerëzish ose shoqëria”[23]. Pra, siç mund të vihet re në *Fjalorin e Gjuhës Shqipe* flitet për pasuri materiale dhe jomateriale, saqë më poshtë gjejmë edhe shprehjen “pasuria shpirtërore”. Gjithashtu, në përkufizim vihet në dukje se pasuria mund të jetë vetëm e një individi, pa pjesëmarrjen e të tjerëve, ose e një grupi individësh të caktuar, në bashkëpunim mes tyre, ose e

---

[19] Tarcov, N. (1984). *Locke's Education for Liberty*. Chicago: Chicago University Press, f. 147.

[20] E kam vendosur në kursiv, sepse si rregull titujt e librave (në këtë rast, edhe fjalori është titull libri) dallohen me shkrimin e pjerrët. Duhet theksuar se ndonjëherë, titujt e librave, artikujve, revistave, etj., mund t’i gjejmë të vendosur në thonjëza dhe jo në kursiv.

[21] Thomai, J. dhe të tjerë (2006). *Fjalor i Gjuhës Shqipe*. Tiranë: Akademia e Shkencave e Shqipërisë, f. 850. Fjalori gjendet edhe në internet, në këtë adresë: https://fjalorthi.com/

[22] Aty, f. 850 (“ATY”, ose “PO ATY” përdoret si fjalë për të thënë se burimi i referuar është i njëjti me burimin e përmendur në fusnotën e mësipërme, por zakonisht ndryshon faqja e referimit, nga faqja në fusnotën e mësipërme).

[23] Aty, f. 761.

gjithë shoqërisë siç janë për shembull pasuritë natyrore të përbashkëta (lumi, deti, mali, etj.).

Duke vazhduar me John Locke[24], ai e argumenton pronësinë private, pikë së pari duke pohuar se individi "ka pronësi në personin e tij" ("*property in his own person*"[25]). Në këtë kuptim, mund të themi se **individi zotëron trupin dhe mendjen e tij**, domethënë zotëron **aftësitë e tija fizike dhe mendore, të cilat përbëjnë pronësinë e tij si pikë fillimi për të krijuar pronësi të tjera**. Këtë pronësi që individi ka mbi personin e tij, mund ta zhvillojë në mënyrë autonome, ose në bashkëpunim me të tjerët.

Parë në një plan johistorik, çështja paraqitet sikur gjithçka fillon nga zero, por po të marrim për bazë historinë e civilizimit njerëzor, natyrisht që ka një përzierje mes të kaluarës (gjërave që gjejmë) dhe të tashmes në zhvillim (gjerave të reja që krijojmë). Thënë ndryshe, pronësia, e parë në vazhdimësinë e historisë, pavarësisht nëse materiale apo

[24] Në të vërtetë në shkrimin *Memorandum* (1694), edhe vetë Locke flet pak për të drejtën e autorit ku nga një anë e kundërshton idenë se e drejta e autorit mund të jetë e përjetshme (pa një afat apo për autorët e disa shekujve më parë), por nga tjetër argumenton se si e drejtë duhet të ekzistojë, për disa vite pas vdekjes së autorit ose pas printimit domethënë 50 ose 70 vite nga publikimi, shih: Hughes, J. (2006). *Locke's 1694 Memorandum (and more incomplete copyright historiographies)*, f. 5 dhe 24 (387) https://papers.ssrn.com/sol3/papers.cfm?abstract_id=936353

[25] Locke, J. (1689). *Dy traktate mbi qeverisjen (Two Treatises of Government). Traktati i dytë,* kapitulli V, § (paragrafi) 27.

jomateriale, natyrisht që lidhet trashëgiminë e të kaluarës dhe me dinamizmin e të sotmes.

Gjatë historisë së njerëzimit, pavarësisht ndryshimeve nga territori në territor nëpër botë, pronësia intelektuale (këtu i referohem në mënyrë të veçantë shkrimit) ka qenë diçka relativisht e pakët në sasi dhe në të njëjtën kohë, në përdorimin apo zhvillimin e saj, ka qenë e përfshirë vetëm një përqindje shumë e vogël e popullsisë. Pa hyrë te historia zhvillimit të shkrimit, dua të vë në dukje se, me sa kam lexuar, shumica e historianëve bien dakord se, rrethanat ndryshuan në mënyrë rrënjësore me shpikjen e shkronjave lëvizëse në Evropë, në mesin e shekullit të XV, nga Johannes Gutenberg (1400-1468)[26]. Në të vërtetë shtypi me shkronja lëvizëse ishte shpikur përpara në Kinë[27], por pati sukses në Evropë, sepse ndër të tjera alfabeti latin ishte më i thjeshtë[28] për t'u përdorur për shtypjen e librave më këtë teknologji.

**Shpikja e shtypit me shkronja lëvizëse** sigurisht që ka një rëndësi të madhe për pronësinë intelektuale që lidhet me shkrimin, sepse kjo shpikje mundësoi, ndër të tjera, shtypjen e një numri të madh kopjesh të një libri të caktuar në një periudhë shumë më të shkurtër[29] dhe me çmime shumë më të

---

[26] Fischer, S. R. (2001). *A History of Writing*. London: Reaktion Books, f. 270.

[27] Aty, f. 267.

[28] Aty, f. 268.

[29] Childress, D. (2008). *Johannes Gutenberg and the Printing Press.* Minneapolis: Twenty-First Century Books, f. 108.

ulëta[30], në krahasim me librat që kopjoheshin me dorë (teknika që përdorej deri atëherë, për të krijuar kopje të reja). Prandaj, shpikja e Gutenberg ka një rëndësi të veçantë, pasi shtypi është një ndër mënyrat më të rëndësishme për të pasuruar, shprehur, shpërndarë, ruajtur dhe mbrojtur pronësinë intelektuale. Në këtë kuptim, me të drejtë është folur, në lidhje me shpikjen e Gutenberg për një **"Revolucion të Shtypit"** ("*Print Revolution*"[31]). Ndërsa Hugo, në *Notre-Dame de Paris* ka shkruar "shpikja e shtypit është ngjarja më e rëndësishme e historisë. Është revolucioni kryesor" ("*L'invention de l'imprimerie est le plus grand événement de l'histoire. C'est la révolution mère"*[32]).

Siç e thamë përpara shpikjes së shtypit, kopjimi me dorë ishte mënyra se si shpërndaheshin dhe si kalonin shkrimet nga një brez në tjetrin, kur bëheshin kopje të reja. Pra, **kopjuesi** kontribuonte në ruajtjen e dijes dhe duke qenë se nëpërmjet kopjimit të shkrimit hynte thellë në përmbajtjen e tekstit, ai ishte i shtyrë edhe të bënte modifikime gjatë kopjimit, domethënë ta integronte sipas mendimit të tij, që ta bënte më të "përkryer"[33]. Natyrisht, me shpikjen e shtypit, librat nuk kishin më nevojë për kopjuesit, sepse rolin e tyre e morën **tipografët** (shtëpitë botuese)[34].

[30] Aty, f. 109.
[31] Aty, f. 106.
[32] Hugo, V. (1974). *Notre-Dame de Paris*. Paris: Gallimard, f. 246.
[33] Canfora, L. (2002). *Il copista come autore*. Palermo: Sellerio, f. 16.
[34] Aty, f. 15.

Si rrjedhojë, përhapja e shtypit me shkronja lëvizëse, nga një anë mundësoi që shkrimi të bëhej në shumë kopje në një kohë shumë të shkurtër, por nga ana tjetër i shtyu të interesuarit (institucionet publike, botuesit dhe autorët) që të fillonin të bënin një dallim mes një shkrimi që është domen publik[35] (nëse mund të thuhet kështu, pasuri publike) dhe një shkrimi që nuk konsiderohet ligjërisht si i tillë[36]. Në këto rrethana, fillon të konsolidohet më shumë ideja e **autorit si zotërues i një shkrimi** të caktuar dhe natyrisht autorësia është e lidhur me origjinalitetin e shkrimit.

Më lejoni t'ju jap dy shembuj, që të kuptohemi më mirë mbi autorësinë. Libra fetarë si Bibla apo Kurani, janë libra pa një autor të caktuar (sipas pikëvështrimit fetar janë të frymëzuar nga Zoti), por interpretimi i Biblës apo i Kuranit nga një studiues i caktuar, i jep atij autorësinë mbi interpretimin që bën. Gjithashtu, një poezi popullore që është trashëguar gojarisht me shekuj, nuk ka një autor të caktuar, por në rastin e një poezie që shkruhet nga një individ i caktuar, autorësia është e tij që e ka shkruar. Gjithsesi, në lidhje me këtë çështje do flasim më shumë në faqet në vijim, sepse çështja e pronësisë intelektuale në domen publik është më e komplikuar, pasi ka një dallim mes së drejtës së autorit dhe plagjiaturës. Për shembull, ta zëmë sikur dikush kopjon një pjesë të një shkrimi

[35] Në domen publik do të thotë se për atë shkrim nuk ekzistojnë më të drejtat **pasurore** të autorit.
[36] Eisenstein, E. L. (2005). *The Printing Revolution in Early Modern Europe*. New York: Cambridge University Press, f. 94.

të tij, nga një vepër në domen publik pa lejen e askujt dhe pa e referuar specifikisht burimin origjinal, në këtë rast ai nuk po shkel të drejtën e autorit (të paktën nuk po shkel të drejtat pasurore të autorit), sepse vepra ka qenë në domen publik, por duke mos e referuar në mënyrë të qartë burimin origjinal, bën plagjiaturë[37].

Pavarësisht nga ajo që thamë më sipër, duhet të kemi parasysh se vetëm **nga shekulli XVIII, e drejta e autorit** ka filluar të konsiderohet në mënyrë të përgjithësuar **si një lloj prone**[38], që duhet mbrojtur. Në Angli për shembull, më 10 prill 1710 aprovohet "Ligji i mbretëreshës Anë" ("*The Statute of Anne*"), ku në pikën II parashikohej e drejta ekskluzive e autorit dhe të autorizuarve nga ai, për një libër që nuk ishte publikuar akoma, për një periudhë katërmbëdhjetë vjeçare[39]. Ndërsa në pikën XI, ligji në fjalë parashikonte se pas periudhës katërmbëdhjetë vjeçare, vetëm autori kishte të drejtë mbi printimin e librit edhe për katërmbëdhjetë vite të tjera, nëse ndërkohë jetonte akoma[40].

---

[37] Frye, B. L. (2016). Plagiarism is Not a Crime. *Duquesne University Law Review*, vëll. 54, n. 1, f. 149.
Artikulli gjendet në sitin SSRN, në këtë adresë: https://ssrn.com/abstract=2752139

[38] Stern, S. (2012). *From Author's Right to Property Right*. The University of Toronto Law Journal. Vol. 62, No. 1 (Winter 2012), f. 30.

[39] *The Statute of Anne; April 10, 1710,* http://avalon.law.yale.edu/18th_century/anne_1710.asp

[40] Aty, pika XI.

Ky ligj anglez i vitit 1710, e hapi rrugën që çështje të ndryshme, mbi të drejtat e pronësisë intelektuale, të përfundonin në gjykata, si rasti i Alexander Pope kundër Edmund Curll në vitin 1741[41]. Pope kundër Curll është interesant si rast, sepse aty gjykata flet për **origjinalitetin**, domethënë sipas gjykatës e drejta për të publikuar një vepër lidhet me faktin nëse ajo vepër është apo jo, origjinale[42]. Me kalimin e kohës, çështja e së drejtës së autorit u zhvillua, thellua dhe sqarua edhe më tej. Për shembull, në vitin 1790, në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, u përfshinë tek e drejta e autorit, jo vetëm librat por edhe hartat dhe grafikët. Më vonë u përfshinë edhe muzika, piktura, fotografitë[43], etj.

Në vijim do flasim edhe për atë çfarë parashikon në ditët e sotme, ligji shqiptar n. 35, 2016 *Për të drejtat e autorit dhe të drejtat e tjera të lidhura me to*, por për momentin vazhdojmë të flasim edhe pak për John Locke, në lidhje me pronësinë. Locke thotë se një gjë përbashkët, siç mund të jetë fryti i një peme në një pyll, bëhet pronësi e individit, në momentin që individi e mbledh frytin nga pema, domethënë **përzierja e punës me natyrën**[44], nëpërmjet mbledhjes së frytit të pemës, e kthen një pasuri të përbashkët në një pasuri

---

[41] Sutherland-Smith, W. (2008). *Plagiarism, the Internet and Student Learning Improving Academic Integrity*. New York: Routledge, f. 42.
[42] Aty, f. 43.
[43] Atkinson, B. dhe Fitzgerald, B. (2014). *A Short History of Copyright*, Cham: Springer, f.33.
[44] Locke, J. (1689). *Dy traktate mbi qeverisjen* (*Two Treatises of Government*). *Traktati i dytë,* kapitulli V, § (paragrafi) 27.

individuale[45]. Nëse do të niseshim nga një gjendje intelektuale ku çdo gjë është e pashkruar, e papikturuar, e paregjistruar, etj., domethënë në një fillim nga zero, do të ishim në një gjendje të ngjashme më situatën ekonomike ku çdo gjë është e përbashkët, si te pylli që e përmendëm më parë, ku kushdo që mbledh frytin nga një pemë e caktuar, atë që e ka mbledhur e bën pronësi të tijën.

Natyrisht realiteti konkret është ndryshe, sepse asgjë nuk është *ex novo*[46] (e re nga zero), në kuptimin se zhvillimi i pronësisë intelektuale në ditët e sotme është i bazuar, jo vetëm nga puna intelektuale e një individi (apo e një grupi individësh në bashkëpunim), por natyrisht është i bazuar edhe te studimet e mëparshme të shkruara nga autorë të tjerë. **Pikërisht këtu hyn raporti mes një pune të re intelektuale dhe punëve të tjera intelektuale të mëparshme, mbi të njëjtën çështje apo mbi çështje të ngjashme, domethënë kur ky raport konsiderohet i pranueshëm dhe kur konsiderohet i dënueshëm, nga ana shkencore dhe ose nga ana ligjore**. Për shembull, sipas nenit 3.1 të *The European Code of Conduct for Research Integrity (Kodi evropian i sjelljes për integritetin e kërkimit shkencor)* një shkrim, dënohet nga ana shkencore kur

[45] Aty, § 46.
[46] Shprehjen në latinisht *ex novo* e kam vendosur në kursiv (shkrim të pjerrët), sepse si rregull fjalët e huaja vihen në shkrim kursiv, për t'i dalluar nga fjalët e tjera.

në të ka fabrikim (*fabrication*), falsifikim (*falsification*) apo plagjiaturë (*plagiarism*)[47].

Para se të analizojmë fjalët fabrikim, falsifikim dhe plagjiaturë, vazhdojmë të flasim për porosinë intelektuale. Më sipër thamë se nga një anë pronësia intelektuale është puna intelektuale që kryen një individ në mënyrë autonome apo një grup individësh në bashkëpunim mes tyre, por nga tjetër thamë edhe se **asnjë punë intelektuale në kushtet e sotme nuk është krejtësisht e re**. Thënë ndryshe, për shembull në lidhje me shkrimin, të paktën pjesërisht, në varësi të rastit në rast, çdo shkrim është rishkrim[48] i shkrimeve të tjera të mëparshme në atë fushë ose në fusha të ngjashme. Ky arsyetim në plan të parë mund edhe të duket pak kontradiktor, por duke e analizuar më thellë, kuptohet së faktikisht nuk është i tillë. Gjithsesi, nëse në disa pika mund të ketë konsensus të gjerë, në disa të tjera mund të ketë edhe interpretime të ndryshme[49], se si një shkrim duhet të ndërthuret me shkrime të tjera, për t'u konsideruar si *ndërthurje (përzierje duke referuar specifikisht burimin origjinal) e pranueshme*. Natyrisht, **ndërthurja është e rëndësishme**, për të shmangur pastaj akuza se në një shkrim gjenden pjesë nga burime te tjera pa i referuar (më vonë do të

---

[47]Teksti i Kodit gjendet i plotë në anglisht në adresën e mëposhtme: https://ec.europa.eu/research/participants/data/ref/h2020/other/hi/h2020-ethics_code-of-conduct_en.pdf

[48] Originality. (2002). *Harvard Law Review.* Vol. 115, No. 7, f. 1990. https://www.jstor.org/stable/1342599?seq=1#page_scan_tab_contents

[49] Randall, M. (2001). *Pragmatic Plagiarism: Authorship, Profit, and Power*. Toronto: University of Toronto Press, f.VII.

shohim kuptimin e fjalës referim), ose janë marrë përqindje shumë të larta, etj.

Si duhet të kuptohet atëherë se, një shkrim shkencor i zhvilluar dhe i përfunduar është punë intelektuale e atij apo atyre qe i ka vënë emrin[50], kështu që është i autorit ose i autorëve, por në të njëjtën kohë ai shkrim lidhet edhe me shkrimet e të tjerëve? Përtej interpretimeve të ndryshme, në një farë mënyre, një shkrim shkencor unë e shoh si një **komunikim të vazhdueshëm mes autorit ose autorëve që po e përgatisin atë shkrim dhe shkrimeve të autorëve të tjerë që merren si bazë për të zhvilluar shkrimin e ri**. Natyrisht, në një shkrim shkencor, komunikimi i dokumentuar i autorit (apo autorëve në bashkëpunim) me autorët e tjerë, është me shkrim ose në një mjet tjetër komunikimi që mund të referohet dhe të verifikohet. Për shembull, edhe një audio apo video[51] që gjendet në internet ose në një arkiv, mund të referohet, por natyrisht diçka që mund ta ketë thënë dikush gojarisht dhe që nuk mund të verifikohet, nuk mund të referohet specifikisht, pikërisht sepse është e pamundur për t'u verifikuar si burim. Gjithsesi, **komunikimi kryesor** mes teje si autor që je duke zhvilluar një shkrim shkencor të ri dhe autorëve të tjerë që kanë shkruar përpara mbi atë temë, **është me shkrim**, duke qenë se

[50] Neni 16 pika 1 e ligjit n. 35, 2016 "çdo individ ose grup individësh, emri i të cilit shfaqet mbi një vepër, cilado qoftë mënyra e shfaqjes, prezumohet autor i veprës".
[51] Neville, C. (2010). *The Complete Guide to Referencing and Avoiding Plagiarism*. Maidenhead: Open University Press, f. 145 dhe në vazhdim.

burime të tjera si audio, video, etj., janë burime shumë më pak të përdorura sesa shkrimi.

Thamë se komunikimi mes teje dhe autorëve të tjerë është kryesisht me shkrim, por me sa kam arritur të kuptoj unë, pak janë ata që informohen mirë se **si duhet të krijohet ky komunikim, domethënë si duhet të ndërthuret shkrimi i ri që po përpunon me shkrimet e tjera të mëparshme të autorëve të tjerë** mbi atë temë apo tema të ngjashme. Dua të jem i sinqertë, edhe në universitetet në Itali, me sa kam parë unë, nënvlerësohet shumë ky aspekt kur përgatiten për shembull Tezat, sepse jepet si e mirëqenë (e njohur, e kuptuar) si çështje, edhe pse faktikisht të shumtën e herëve nuk njihet mirë. Në këto rrethana, më vjen në mendje diçka që po thoshte një profesor kur u prezantua një roman në Itali, ku ai tha se po flas për këtë roman sepse e kam lexuar dhe pastaj vazhdoi duke thënë se mos t’ju duket çudi, sepse **ka edhe raste ku ca njerëz flasin për një libër që nuk e kanë lexuar**. Pra, mendojnë se janë të informuar, por në të vërtetë nuk janë.

Nëse dëshironi, mund t’ju jap një shembull më të thjeshtë: të shkruash një studim shkencor pa ditur rregullat e shkrimit dhe referimit, është sikur t’i japësh makinës pa ditur rregullat e qarkullimit rrugor, domethënë me hamendje.  Për shembull, vetëm duke përgatitur këtë studim mbi plagjiaturat, e kam kuptuar tamam se, sipas rregullave të pranuara gjerësisht, **citimi i një pjese të gjatë që pak a shumë kalon 40 fjalë**, nëse duam t’u përshtatemi standardeve nëpër botë, duhet të

bëhet duke krijuar një hapësirë poshtë dhe duke e paraqitur pjesën e cituar në një hapësirë me rreshta më të shkurtër. Gjithashtu, madhësia e tekstit të cituar duhet të jetë më vogël se madhësia e tekstit tjetër të shkrimit[52], për ta dalluar nga pjesa e tjetër, siç është në shembullin në vijim, pa vendosur thonjëzat:

> Citimi nga një shkrim tjetër me 40 fjalë ose më shumë, duhet të paraqitet në këtë mënyre, domethënë duke e shkurtuar gjatësinë e rreshtave të cituar, në krahasim me rreshtat e tjerë, duke zvogëluar madhësinë e shkronjave dhe pa vendosur thonjëzat. Nëse ka shkëputje të tekstit vendos tri pika në pjesën ku ka shkëputje ..., sepse kjo shenjë tregon se është kapërcyer tekst dhe po vazhdohet më tutje[53]. Në këtë mënyrë, citimi i gjatë dallohet dhe kuptohet menjëherë nga një lexues i informuar.

Për ta shpjeguar më tej, që ta paraqes në një mënyrë sa më të thjeshtë raportin mes një shkrimi të ri dhe shkrimeve të mëparshme, po jap një shembull. Ta zëmë sikur ke në plan të përgatisësh një shkrim shkencor mbi *Pavarësinë Shqipërisë*. Natyrisht për të përgatitur një shkrim sa më cilësor, duhet domosdoshmërish t'u referohesh sa më shumë dokumenteve dhe shkrimeve të mëparshme që lidhen me këtë çështje, domethënë merr për bazë libra, artikuj, gazeta, etj., që flasin

[52] Hacker, D. dhe Sommers, N. (2013). *A Pocket Style Manual. APA Version*. Boston: Bedford/St. Martin's, f.34.

[53] Natyrisht duhet edhe të referohet burimi i pjesës së cituar. Siç do ta shohim më vonë, referimi mund të bëhet në fund të faqes me fusnotë, ose direkt në tekst, duke vendosur burimin e referimit, në fund të pjesës së cituar, në kllapa.

për gjendjen e Perandorisë Osmane në fillim të shekullit XIX, libra, artikuj, etj., që falsin për Luftërat Ballkanike (1912-1913), shkrime që flasin për politikën e jashtme të Austro-Hungarisë, Italisë dhe Rusisë në ato vite, libra apo artikuj që flasin për nacionalizmin, libra dhe artikuj që flasin për Kryengritjet në territoret shqiptare në ato vite, libra dhe artikuj që flasin për Ismail Qemalin, etj. Gjithashtu, shkon edhe te ndonjë arkiv, për të marrë dokumente që mund të ndihmojnë mbi temën, etj.

Pra, **për të shkruar shkrimin tënd shkencor të ri, natyrisht ti duhet të komunikosh edhe me shkrimet e të tjerëve,** ***por që komunikimi të konsiderohet shkencërisht i pranueshëm duhet të respektohen ca rregulla***. Së pari, *duhet që përpunimi dhe ndërthurja e tekstit të behet nga ti*, domethënë sigurisht që **një nga shkeljet më të renda, nga ana shkencore, është të paraqitësh një analizë ose një pjesë të analizës së dikujt tjetër, sikur e ke bërë ti**. Pra, që të vazhdojmë me një shembull, ta zëmë se të duket interesante një pjesë që ka shkruar dikush në një libër apo artikull mbi *Sëmundjet kardiake,* por ti merr faqe në bllok (apo disa paragrafë në vazhdim), bashkë me referencat e burimit origjinal dhe i paraqet sikur ato faqe (apo paragrafë) i ke shkruar vetë ti.

Natyrisht që ky është një rast me plagjiaturë, sepse **mungon puna jote intelektuale** dhe në të një njëjtën kohë *atë pjesë e ke paraqitur sikur ta kishe përpunuar vetë ti, kur në*

*vërtetë siç e thamë ai është një përpunim intelektual i dikujt tjetër*. Pothuajse në të gjitha denoncimet që kemi publikuar me Taulant Mukën[54] (i pari që ka zbuluar dhe denoncuar ca plagjiatura artikujsh shkencorë ka qenë vetë Taulant Muka) dhe në rastet që i kam publikuar vetë unë[55], ndeshej ky problem, domethënë në një Tezë Doktorature ose në një artikull shkencor ishin marrë disa faqe ose paragrafë nga studime të tjera, fjalë për fjalë dhe ishin paraqitur sikur të ishin shkruar nga vetë autori apo autorët e Tezës së Doktoraturës, ose të artikullit, domethënë pa e referuar fare burimin origjinal.

Dikush mund të pyesë, po sikur në një shkrim prej 100 faqesh, 90 faqe i marr nga 3 studime të shkruara nga autorë të tjerë, duke e referuar burimin origjinal, kurse 10 faqe i shkruaj vetë unë dhe atë studim nuk e paraqes si antologji, por e paraqes si studimin tim origjinal? Në këtë rast, a quhet shkelje nga ana shkencore, duke qenë se siç e thamë në këtë rast burimin origjinal e kam referuar? Natyrisht edhe në këtë rast, quhet shkelje nga ana shkencore, sepse është e vërtetë se kur e referon burimin origjinal në mënyrë specifike (në tekst në kllapa, ose në fund të faqes me fusnotë), i jep kredencialin (njohjen) burimit origjinal, por **nëse një përqindje e lartë e shkrimit tënd është thjesht kopjim i shkrimeve të tjerëve, do të thotë se mungon përpunimi yt, për t'u konsideruar si punim intelektual origjinal**. Në rastin e mësipërm do të ishte

[54] https://www.facebook.com/Taulant-Muka-822964028094910/?epa=SEARCH_BOX
[55] https://www.facebook.com/vladimir.kola.3517

**antologji** (përzgjedhje) e tri shkrimeve nga ku ke kopjuar 90 faqet. Gjithashtu, përtej plagjiaturës, nëse shkrimi nuk është në domen publik, mund të ketë jo vetëm mungesë origjinaliteti por edhe shkelje e së drejtës së autorit, nëse autori origjinal nuk të ka autorizuar.

Nëse dikush thjesht mbledh faqe nga studimet e të tjerëve duke i referuar, por pa përpunuar tekst të vetin, ose përqindja e tekstit të përpunuar nga ai është përqindje e vogël, në raport me tekstin total të shkrimit, **ai nuk është një shkrim origjinal, por është antologji**. Fjala antologji nga greqishtja e lashtë do të thotë "mbledhje lulesh", domethënë në kuptimin figurativ mbledhje poemash[56] apo mbledhje shkrimesh të tjera nga autorë të ndryshëm. Po të shohim *Fjalorin e Gjuhës Shqipe*, fjala antologji përkufizohet si "përmbledhje pjesësh të zgjedhura letrare, muzikore etj."[57], domethënë nëse dikush thjesht mbledh pjesë të zgjedhura, nga shkrimet e të tjerëve, nuk po shkruan një studim origjinal të tij, por thjesht po paraqet një antologji, sipas pikëvështrimit të tij, për një temë të caktuar.

Prandaj, duke pasur parasysh edhe atë që thamë deri tani, **një shkrim shkencor do ta konsideroja si studim origjinal**: a) kur pjesa më e madhe e tekstit të atij shkrimi është shkruar nga vetë autori apo autorët; b) kur nuk janë kopjuar **në**

---

[56] https://www.etymonline.com/word/anthology

[57] Thomai, J. dhe të tjerë (2006). *Fjalor i Gjuhës Shqipe*. Tiranë: Akademia e Shkencave e Shqipërisë, f. 45. Fjalori gjendet edhe në internet, në këtë adresë: https://fjalorthi.com/

**bllok** paragrafë, sidomos faqe të tëra, nga shkrimet dhe analizat e të tjerëve; c) kur, në tërësinë e tij, nuk është ripublikim e një shkrimi që ke publikuar më parë; ç) kur janë referuar në mënyrë specifike, rreshtat apo ndonjë paragraf që është **kopjuar** apo që janë **parafrazuar**, nga shkrime apo dokumente të tjera. **Kur them referim specifik, këtu unë nuk nënkuptoj listimin te literatura (bibliografia) e konsultuar** të një shkrimi apo dokumenti, **por kuptoj *lidhjen e drejtpërdrejtë mes tekstit të shkrimit tënd dhe shkrimeve të tjera* nga të cilat po kopjon apo perifrazon ndonjë rresht apo paragraf** (për shembull, një studiues argumenton se, në përgjithësi, është mirë që citimet e gjata, pra kopjimet e gjata fjalë për fjalë, të mos kalojnë gjashtë rreshta[58]).

**Lidhja direkte mes dy shkrimeve**, nëpërmjet referimit**, bëhet duke lidhur qartë shkrimin tënd me shkrimin tjetër**. Lidhja është e qartë kur shkrimin tjetër e referon në shkrimin tënd, në tekst në kllapa ose me fusnotë në fund të faqes (ndonjëherë fusnotat gjenden edhe në fund të kapitullit apo artikullit). **Referimi në tekst** bëhet duke vendosur në kllapa mbiemrin e autorit dhe vitin e publikimit të studimit, mirë do të ishte edhe numrin e faqeve, sidomos kur burimi origjinal është i gjatë si në rastin e një libri. Për shembull, nëse dikush dëshiron të referojë një shkrim të Taulant Mukës të vitit 2017, nëse përdor referimin në tekst, do

[58] Harris, R. (2017). *Using Sources Effectively: Strengthening Your Writing and Avoiding Plagiarism*. London: Routledge, f. 42.

të shkruante (Muka, 2017, mirë do të ishte edhe faqen); nëse autori ka më shumë së një publikim në atë vit, dallimin e bën duke vendosur edhe shkronjat e alfabetit pas vitit, në varësi të numrit të publikimeve, domethënë nëse ka dy publikime dhe dikush dëshiron t'i referojë ty dyja, atë që është publikuar i pari e referon (Muka, 2017a) dhe atë që është publikuar i dyti e referon (Muka, 2017b)[59], etj. Për të mos interferuar në tekst, si rregull adresa e plotë e një dokumenti që gjendet në internet, nuk vihet në tekst në kllapa, por vihet në fusnotë[60]. Natyrisht, bën përjashtim kur vetë siti është objekt studimi.

Referimi në tekst është i drejtpërdrejtë, por është i varfër nëse mungon faqja dhe shumë herë mungon, kështu që sipas meje do të ishte mirë që në kllapa të vihet edhe faqja, por siç është vënë në dukje, edhe thjesht referimi në tekst me mbiemrin e autorit dhe vitin, nga shumë studiues konsiderohet si i pranueshëm[61]. Do të shtoja se është relativisht më i pranueshëm referimi pa faqe, sidomos kur teksti që po referon nuk është shumë i gjatë në tërësinë e tij, domethënë ta zëmë se je duke referuar një artikull vetëm prej 20 faqesh. Pak më e

---

[59] Neville, C. (2010). *The Complete Guide to Referencing and Avoiding Plagiarism*. Maidenhead: Open University Press, f. 89-90.

[60] Aty, f. 162.

[61] Cleemput, O. V. dhe Saso, L. (2017). *Manual on Scientific Communication for Postgraduate Students and Young Researchers in Technical, Natural, and Life Sciences. A practical guide for the preparation of theses, papers, posters, and other scientific documents*, f. 33. Ky studim gjendet në internet në këtë adresë: http://dx.doi.org/10.5772/intechopen.69870

komplikuar do të ishte çështja, nëse thjesht, referon vetëm me mbiemrin e autorit dhe vitin e publikimit, për shembull një libër prej 500 faqesh, sepse nuk do të ishte një referim specifik, në kuptimin se burimi origjinal prej 500 faqesh është shumë i gjatë dhe si pasojë është shumë e vështirë ta gjesh faqen apo faqet konkrete të cilave po u referohesh. Gjithsesi, siç e thashë edhe referimi në tekst thjesht me mbiemrin e autorit dhe me vitin e publikimit, është konsideruar i pranueshëm dhe me sa kam vënë re sidomos anglosaksonët e përdorin shumë si metodë referimi.

Tani mund të thotë dikush, si mund ta kuptoj se për çfarë shkrimi bëhet fjalë, duke qenë se siç e thamë më sipër në referimin në tekst **në kllapa unë gjej vetëm mbiemrin e autorit dhe vitin e publikimit** (në ndonjë rast edhe faqen)? Të dhënat e plota për shkrimin e referuar në tekst në kllapa, gjenden në fund të shkrimit (artikullit, librit, etj.) te **literatura e konsultuar (bibliografia**). Pra, nëse dëshiron të kesh informacionet e plota për shkrimin e referuar në kllapa, duhet të shkosh te literatura e konsultuar dhe atje, nëse është libër, në varësi të metodave të ndryshme që përdoren për të vendosur të dhënat e një libri, etj.[62], gjen për shembull mbiemrin e autorit, inicialen e emrit, vitin e publikimit, *titullin e librit në kursiv*, qytetin ku është botuar dhe shtëpinë botuese. Nëse është

[62] Neville, C. (2010). *The Complete Guide to Referencing and Avoiding Plagiarism*. Maidenhead: Open University Press, f. 67.

artikull reviste do gjesh autorin, vitin, titullin e artikullit, *titullin e revistës*, vëllimin, numrin dhe faqet e artikullit.

Një mënyrë tjetër për të bërë referim të një shkrimi është edhe **referimi me fusnotë në fund të faqes**. Kjo metodë referimi specifik është më e lodhshme, por do të thosha është më profesionale se ajo në tekst, sepse **referimi me fusnotë të mundëson të vësh të gjitha të dhënat e burimit të referuar**[63], domethënë jo vetëm mbiemrin e autorit, vitin dhe ndoshta edhe faqen. Referimi me fusnotë bëhet duke e vendosur fusnotën në fund të faqes ose në fund të kapitullit, artikullit, etj., por sipas meje **është më mirë kur fusnota vendoset në fund të faqes**, sepse të mundëson ta shohësh lehtësisht burimin e referuar, ndërkohë që je duke lexuar shkrimin. Ndërsa nga ana tjetër, nëse fusnota do të ishte në fund të kapitullit apo artikullit, etj., është pak e bezdisshme, sepse nëse dëshiron ta shohësh fusnotën menjëherë, duhet të ndërrosh faqe.

Në lidhje me madhësinë e shkronjave të tekstit në fusnotë, si rregull është dy numra më e vogël se pjesa testit kryesor. Pra, **ta zëmë se tekstin e shkrimit kryesor je duke e**

---

[63] Një metodë për të bërë referimin me fusnotë është kjo (shih metodën APA): Mbiemrin e plotë të autorit presje inicialin e emrit pikë vitin e botimit në numra në kllapa pikë *Titullin e plotë të librit në shkrim kursiv* pikë qytetin ku është publikuar dy pika shtëpia botuese presje faqen pikë. Për shembull, ta zëmë se dua të referoj faqen 10 të njërit nga librat që kam lexuar për plagjiaturën, referimin në fusnotë do e bëja në këtë mënyrë: Neville, C. (2010). *The Complete Guide to Referencing and Avoiding Plagiarism*. Maidenhead: Open University Press, f. 10.

**shkruar me madhësinë 12, fusnotat i shkruan me 10**. Nëse jeni duke përdorur programin *Word* [64] në anglisht, fusnota vendoset duke shkuar te ***references***, pastaj shko te ***insert footnote*** (kur dëshiron ta vësh në fund të faqes), ose shko te *insert endnote* (nëse dëshiron që fusnotën të vendosësh në fund të shkrimit). Ky veprim bëhet, pra fusnota vendoset në fund të rreshtave apo paragrafit që ke kopjuar ose perifrazuar.

Thamë se duhen të referohen shkrimet e të tjerëve, por lind pyetja, ta zëmë se dikush ka publikuar një shkrim të tij më përpara dhe pastaj publikon një shkrim të dytë, në të cilin ai merr pjesë të shkrimit të parë, si qëndron çështja në këtë rast, duke qenë se të dy shkrimet kanë të njëjtin autor? Edhe kur merr pjesë të një shkrimi që ke publikuar më parë (e përsëris publikuar), duhet ta referosh dhe ta shpjegosh, sepse **përndryshe rrezikon të bësh autoplagjiaturë**[65], pasi duke qenë se *edhe vetëkopjimi mund të transformohet në një formë mashtrimi për lexuesin*, kur nuk e referon një shkrim tëndin të mëparshëm, sidomos nëse ke marrë pjesë të konsiderueshme nga ai shkrim.

Thënë ndryshe, plagjiatura kundrejt shkrimeve të tjerëve është edhe "vjedhje" intelektuale edhe mashtrim[66],

---

[64] Fjalën *Word* e kam vendosur në kursiv (shkrim të pjerrët), sepse si rregull fjalët e huaja vihen në shkrim kursiv.

[65] Hacker, D. dhe Sommers, N. (2015). *A Pocket Style Manual. APA Version*. New York: Macmillan Learning, 8d.

[66] Randall, M. (2001). *Pragmatic Plagiarism: Authorship, Profit, and Power*. Toronto: University of Toronto Press, f. 15.

kurse vetëplagjiatura është mashtrim kundrejt lexuesit, por nuk është "vjedhje" intelektuale, sepse në këtë rast nuk po përvetëson punën intelektuale të dikujt tjetër. Ndoshta dikush mund ta ketë pak të vështirë ta kuptojë se përse edhe vetëplagjiatura është një shkelje, por faktikisht në shumë raste nuk është edhe aq e vështirë për ta kuptuar. Imagjinoni sikur disa muaj pasi të publikoj këtë studim, e marr si publikim, bëj vetëm ca ndryshime të vogla dhe e publikoj me një titull pak ndryshe, duke e paraqitur për publikun sikur të ishte një studimi i ri[67], kur në të vërtetë shumica dërrmuese e tekstit do të ishte thjesht ripublikim i tekstit të mëparshëm. Nëse do e bëja një gjë të tillë, pa e shpjeguar qartazi lidhjen mes dy publikimeve, do të ishte një mashtrim, sepse publiku do ta konsideronte si një publikim të ri.

Më sipër folëm për kopjim dhe perifrazim. Natyrisht këto dy fjalë nuk janë sinonime, sepse në rastin e një shkrimi, **kopjim do të thotë të kopjosh fjalë për fjalë**, rreshta, fjali, paragrafë, faqe, etj., në të njëjtën gjuhë ose duke e përkthyer nga një gjuhë tjetër, nga një shkrim dhe t'i kalosh te një shkrim tjetër, **kurse perifrazim do të thotë të shprehësh "të njëjtën gjë me fjalë të tjera"**[68]. Për ta kuptuar më mirë po jap një shembull, ta zëmë se dikush ka shkruar një fjali të tipit

[67] Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books, f. 43.
[68] Thomai, J. dhe të tjerë (2006). *Fjalor i Gjuhës Shqipe*. Tiranë: Akademia e Shkencave e Shqipërisë, f. 772. Fjalori gjendet edhe në internet, në këtë adresë: https://fjalorthi.com/

"Skënderbeu luftoi me vendosmëri kundër ushtrisë së Perandorisë Osmane, për 25 vite, pa pranuar pakte nënshtruese". Këtë fjali unë mund ta perifrazoj duke shkruar "Heroi ynë kombëtar luftoi me vendosmëri kundër ushtrisë së Perandorisë Osmane, për një çerek shekulli, pa pranuar marrëveshje nënshtruese". Pra, kuptimi e këtyre dy fjalive është i njëjtë, por disa fjalë ndryshojnë (pakte-marrëveshje, 25 vite-çerek shekulli, etj.), kështu që në këtë rast, mund të themi se fjalia e dytë perifrazon fjalinë e parë.

**Edhe kopjimi edhe perifrazimi duhet të referohen në mënyrë specifike**, por në rastin e kopjimit teksti duhet të vihet në **thonjëza**, duke përdorur "..." ose <<...>>. Pra, nëse perifrazojmë ca rreshta apo një paragraf, etj., mjafton të bëjmë referim direkt të burimit origjinal, kurse kur bëhet kopjimi nga një shkrim tjetër duhet të bëhet referimi specifik dhe të njëjtën kohë duhet të vendoset në thonjëza[69], rreshti apo rreshtat e kopjuar.

> Në lidhje me **një citim të gjatë**, ku pak a shumë kalohen 40 fjalë, siç e kemi thënë më sipër, citimi **bëhet pa vendosur fare thonjëzat**, duke referuar specifikisht burimin origjinal, duke e dalluar tekstin e cituar në këtë mënyrë: 1) duke krijuar hapësirë poshtë dhe sipër, domethënë duke e paraqitur citimin e gjatë si një paragraf më vete; 2) teksti i cituar vendoset në rreshta më të shkurtër se rreshtat e tjerë; 3) madhësia e shkronjave të pjesës së cituar, vendoset më e vogël se madhësia e tekstit tjetër. Këto

---

[69] Hacker, D. dhe Sommers, N. (2013). *A Pocket Style Manual. APA Version*. Boston: Bedford/St. Martin's, f. 191.

> karakteristika, i japin mundësi lexuesit që ta kuptojë menjëherë diferencën mes tekstit të cituar dhe tekstit tjetër.

Këtu më duhet të ndalem të vë në dukje se për të qenë i sinqertë unë mendoja se edhe forma të tjera citimi ishin të barasvlershme për të dalluar një tekst kopjuar, sepse më kujtohet para disa viteve se në një libër në gjuhën shqipe, thuhej se ligjërata e drejtë dallohet duke vendosur një vizë të gjatë para ligjëratës **(—)**. Në fund të fundit, edhe po të lexoni romane në gjuhën shqipe, vini re se fjalët e personazheve të romanit, dallohen duke vendosur vijën e gjatë përpara ligjëratës **(—)** dhe nëse është e nevojshme edhe pas ligjëratës.

Marrim për shembull romanin e Kadaresë *Kronikë në gur*, në shqip fjalët e personazheve dallohen me vijën e gjatë, po citoj ca fjalë nga romani — Pse qeshni ? — tha Xhexhoja. — Merrni me mirë vedrat[70]. Ndërsa në gjuhën angleze dallimi bëhet me thonjëza "What's so funny?" asked Xhexho. "Why don't you get a bucket and give us a hand?"[71] Gjithashtu, duke qenë se teksti *kursiv* e dallon tekstin e *pjerrët* nga shkrimi i tjetër, *kisha përshtypjen se edhe teksti kursiv është i barasvlershëm me thonjëzat* (natyrisht i shoqëruar me referimin specifik të burimit origjinal), por faktikisht nga guidat e ndryshme që kam lexuar thuhet se **vetëm thonjëzat duhet të përdoren ("..." ose <<...>>), kur kopjojmë fjalë për fjalë një**

[70] Kadare, I. (2015). *Kronikë në gur*. *Me një hyrje të Eric Faye*. Tiranë: Onufri, f. 55. Fjala **vedër** është e ngjashme me fjalën **kovë**.
[71] Kadare, I. (2007). *Chronicle in Stone*. *Përkthimi në anglisht Arshi Pipa. Publikimi dhe hyrja David Bellos*. Ney York: Arcade, f. 43.

**tekst nga një shkrim tjetër**[72] (në rastin e një citimi të gjatë që i kalon tre rreshta përdoret një metodë tjetër citimi, me referimin specifik, që e thamë më sipër). Thënë ndryshe, **kur kopjojmë fjalë për fjalë** rreshta (apo fjali) nga shkrime të tjera, **duhet të bëjmë referimin specifik dhe duhet të vendosim në thonjëza fjalët e kopjuara**.

Gjithsesi, në lidhje me thonjëzat, duhet të bëjmë disa sqarime: a) thonjëzat nuk mjaftojnë, por siç e thamë duhet edhe të bëhet referimi specifik, i cili bëhet në fund të pjesës së kopjuar në tekst në kllapa, ose në fusnotë; b) **referimi specifik është më i rëndësishëm sesa vetë thonjëzat** (të paktën ky është mendimi im), sepse referimi specifik bën lidhjen dhe të çon direkt te teksti origjinal, **ndërsa thonjëzat, nëse nuk janë të shoqëruara me referimin specifik, thjesht tregojnë se fjalët (në thonjëza) janë marrë nga një tekst tjetër, por nuk tregojnë se ku gjendet burimi origjinal**; c) siç theksohet, sipas meje me të drejtë, edhe në nenin 3 pika 1 të *Kodit*

[72]Neville, C. (2010). *The Complete Guide to Referencing and Avoiding Plagiarism*. Maidenhead: Open University Press, f. 37.
Hacker, D. dhe Sommers, N. (2013). *A Pocket Style Manual. APA Version*. Boston: Bedford/St. Martin's, f. 191.
Harris, R. (2017). *Using Sources Effectively: Strengthening Your Writing and Avoiding Plagiarism*. London: Routledge, f. 42.
Cleemput, O. V. dhe Saso, L. (2017). *Manual on Scientific Communication for Postgraduate Students and Young Researchers in Technical, Natural, and Life Sciences. A practical guide for the preparation of theses, papers, posters, and other scientific documents*, f. 53.
Ky studim gjendet në internet në këtë adresë: http://dx.doi.org/10.5772/intechopen.69870

*Evropian të sjelljes për integritetin e kërkimit shkencor* (2017) "*Plagiarism is using other people's work and ideas without giving proper credit to the original source*"[73] **("plagjiarizmi është përdorimi i punës apo i ideve të dikujt tjetër pa i dhënë kredencialin[74] e përshtatshëm[75] burimit origjinal")**, domethënë siç theksohet në këtë Kod shumë prestigjioz, për të shmangur plagjiaturën është shumë rëndësishme njohja (atribuimi, dhënia, kredenciali) e saktë e burimit origjinal; ç) për kopjimet që pak a shumë kalojnë 40 fjalë nuk përdoren thonjëzat, por rreshtat e tekstit të kopjuar vendosen në një gjatësi horizontale më të shkurtër sesa rreshtat e tjerë, në të majtën dhe të djathtën (më sipër kam dhënë shembuj konkretë[76]), madhësia e tekstit të cituar është më e vogël, etj.; d) meqë thamë më sipër se **nuk konsiderohen të pranueshme kopjime në bllok me paragrafë dhe sidomos me faqe**, nga analizat e të tjerëve, etj., **edhe kur e referon burimin origjinal**, kështu që për citimet e gjata, kur themi mbi tre rreshta apo mbi 40 fjalë, jemi duke folur gjithsesi për një kopjim rreth pesë-gjashtë rreshtash apo rreth 80 fjalë (natyrisht

[73] *The European Code of Conduct for Research Integrity.* (2017). Berlin: ALLEA - All European Academies.
Teksti gjendet i plotë në anglisht në adresën e mëposhtme: https://ec.europa.eu/research/participants/data/ref/h2020/other/hi/h2020-ethics_code-of-conduct_en.pdf
[74] Njohjen.
[75] E saktë.
[76] Shiko në faqet e mëparshme ku ka ca rreshta me gjatësi më të shkurtër dhe me madhësi teksti më të vogël.

kjo nuk është diçka fikse, por çështje interpretimi), i cili duhet te dallohet nga teksti i tjetër, duke u paraqitur në rreshta më të shkurtër dhe me madhësi teksti më të vogël; dh) referimi bëhet në fund të thonjëzave kur është kopjim dhe kur është perifrazim, bëhet në fund të perifrazimit; e) **thjesht vendosja e librit apo e artikullit nga ku ke kopjuar apo parafrazuar ndonjë rresht, fjali, apo paragraf, në fund te literatura e konsultuar, nuk mund të konsiderohet referim specifik në kuptimin e plotë,** *sepse mungon lidhja direkte mes shkrimit tënd dhe shkrimit tjetër*; ë) vendosja e një libri apo artikulli, etj., në fund të shkrimit tënd te literatura e konsultuar (bibliografia), thjesht tregon se atë libër apo artikull e ke konsultuar dhe i jep mundësi lexuesit të krijojë një pasqyrë të përgjithshme se ku je bazuar për të përgatitur shkrimin tënd[77]; g) **në rastet që kemi denoncuar në internet** dhe që i bashkëngjiten kësaj analize, nuk është marrë fare në konsideratë aspekti nëse ishin vendosur apo jo thonjëzat, apo nëse citimet e gjata ishin vendosur në rreshta më gjatësi më të shkurtër dhe me shkronja me madhësi më të vogël, por thjesht *në denoncimet është verifikuar nëse burimi origjinal ishte referuar specifikisht, nëse kopjimi ishte bërë në faqe në bllok dhe nëse ishte kopjuar një përqindje e lartë nga burimi origjinal*.

[77] Neville, C. (2010). *The Complete Guide to Referencing and Avoiding Plagiarism*. Maidenhead: Open University Press, f. 11, 18.

Deri tani, në përgjithësi, në lidhje me të drejtën e autorit dhe plagjiaturën (sidomos për plagjiaturën), kemi folur për shkrimin (rreshta, fjali, paragraf), por faktikisht **puna intelektuale mbrohet, si e drejtë e autorit dhe kundër plagjiaturës, në çdo formë që ajo shprehet**[78] **apo kryhet, me kusht që të mund të provohet**. Pra, kur merr informacione specifike nga puna intelektuale e dikujt tjetër (kopjim, parafrazim, etj.), pavarësisht nga forma, duhet ta referosh burimin origjinal dhe kopjimi apo perifrazimi duhet të jetë i moderuar (kopjimi duhet edhe të citohet), domethënë duhet ta ndërthurësh punën tënde intelektuale, me punën intelektuale e të tjerëve dhe të mos kopjosh përqindje të larta apo në bllok, nga puna intelektuale e dikujt tjetër. Thënë ndryshe, **burimet e tjera duhet të referohen në mënyrë specifike**, duke i kopjuar apo perifrazuar në përqindje të vogël, **jo vetëm kur bëhet fjalë për tekstet në format letër apo digjital, por edhe për grafikët, tabelat, statistikat** (madje, kur bëhet fjalë për statistika është akoma më e domosdoshme të vihet burimi origjinal, duke qenë se jemi duke folur për të dhëna numerike), **pikturat dhe punimet e tjera me dorë, fotot, audiot, videot, programet kompjuterike**, etj.

Më lejoni t'ju jap një shembull, nëse në internet është një leksion në anglisht mbi një temë të caktuar, të paktën në lidhje me plagjiaturën (**plagjiatura dhe shkelja e së drejtës së**

[78] Ligji n. 35, 2016, neni 8. Ligji gjendet i plotë në internet në këtë adresë: https://www.wipo.int/edocs/lexdocs/laws/sq/al/al068sq.pdf

**autorit kanë ca gjëra të përbashkëta si për shembull kopjimin, por nuk janë sinonime**[79], kështu që mbi të drejtën e autorit çështja është më e komplikuar), ti mund të marrësh një pjesë të vogël të atij leksioni dhe ta lidhësh me një leksion tëndin në tërësi, por sigurisht që nuk mund të marrësh në bllok, leksionin e përgatitur në anglisht apo në ndonjë gjuhë tjetër nga dikush tjetër dhe ta përkthesh duke e paraqitur si leksionin tënd. Edhe në këtë rast do të ishte vjedhje intelektuale e punës së dikujt tjetër dhe mashtrim përballë publikut, sepse atë leksion nuk e ke përgatitur ti, por thjesht e ke përkthyer nga një gjuhë tjetër në shqip. Pra, logjika është e njëjta, **nuk mund të përvetësosh punën intelektuale të dikujt tjetër, pavarësisht formës së shprehjes apo formës së përvetësimit**. Nga ana tjetër, dihet se autorësia dhe përkthimi nuk janë e njëjta gjë.

Në këtë pikë të ndalemi për të folur për **faktet e njohura botërisht** (*common knowledge*[80]), sepse ka ca karakteristika të veçanta kur flitet për këtë çështje. Fakte të njohura botërisht, do të thotë se ka ca informacione apo fakte, të cilat nënkuptohet (prezumohet) se njihen nga publiku, duke qenë së për natyrën e tyre ato fakte apo informacione, publiku do t'i ketë dëgjuar më parë. Në shembujt në vijim përmenden

---

[79] Frye, B. L. (2016). Plagiarism is Not a Crime. *Duquesne University Law Review*, vëll. 54, n. 1, f. 148.
Artikulli gjendet në sitin SSRN, në këtë adresë:
https://ssrn.com/abstract=2752139

[80] Neville, C. (2010). *The Complete Guide to Referencing and Avoiding Plagiarism*. Maidenhead: Open University Press, f. 22-23.

fakte të njohura publikisht: a) Lufta e parë botërore nisi në vitin 1914 dhe mbaroi në vitin 1918; b) në vitin 1928 Alexander Fleming zbuloi rastësisht penicilinën duke parë se si myku i vriste bakteret përreth; c) në vitet 1865-1866 Gregor Mendel bëri publike zbulimet e tij mbi ligjet e trashëgimisë, të cilat i kishte zbuluar duke studiuar bizelet.

Sidoqoftë, për ta kuptuar më mirë, po analizojmë në mënyrë të detajuar një shembull: nëse unë shkruaj **"Shqiptarët qëndruan nën sundimin osman për më shumë se katër shekuj, por patriotët shqiptarë, nën drejtimin e Ismail Qemalit, më 28 nëntor 1912, në Vorë, deklaruan Pavarësinë e Shqipërisë".** Nëse dikush thjesht do të kopjonte këtë fjali, edhe nëse nuk do ta referonte, nuk do të akuzohej për plagjiaturë, sepse së pari në fjali përmenden fakte që prezumohet se njihen botërisht, domethënë periudha e qëndrimit nën sundimin osman, roli drejtues i Ismail Qemalit në shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë dhe shpallja e Pavarësisë në Vlorë më 2 nëntor 2018. Së dyti, në shembullin që dhamë, jemi duke folur për një kopjim të shkurtër prej vetëm 29 fjalësh (një shembull tjetër: edhe një fjalë e urtë sigurisht është "pronë" publike[81], por interpretimi origjinal i saj mbrohet nga e drejta e autorit).

Në fund të fundit, duhet theksuar se, në një farë mënyre, edhe në *Ligjin shqiptar mbi të drejtën e autorit* reflektohet ky parim, domethënë në nenin 12 pika dh thuhet se

[81] Aty, f. 23.

të dhënat dhe faktet e thjeshta[82], nuk mbrohen nga e drejta e autorit, sepse do të thosha pikërisht duke qenë të thjeshta nuk mund të përbëjnë origjinalitet. Gjithashtu, do të shtoja se edhe në përgjithësi, pra jo vetëm mbi faktet, do të ishte e tepruar të fiksohesh thjesht pas një fjalie të shkurtër, për të parë nëse dikush nuk e ka cituar apo referuar specifikisht në tekst apo në fusnotë burimin origjinal. Sidoqoftë, *kur nuk bëhet fjalë për fakte, teknikisht burimi origjinal duhet referuar specifikisht* edhe kur janë fjali të shkurtra të perifrazuara dhe duhet edhe të citohet (jo vetëm të referohet) kur janë huazuar fjalë për fjalë.

Thashë se faktet që i përmenda në fjalinë e mësipërme, nënkuptohet se njihen botërisht, sepse dihet se territoret shqiptare kanë qëndruar për më shumë se katër shekuj nën sundimin e Perandorisë Osmane, dihet edhe se lideri i patriotëve shqiptarë që deklaruan pavarësinë ka qenë Ismail Qemali dhe dihet se pavarësia e Shqipërisë kundrejt Perandorisë Osmane është shpallur në Vlorë më 28 nëntor 1912. Pra, të gjitha janë fakte të cilat teorikisht njihen ose duhet të njihen botërisht. Gjithsesi, përtej njohjes botërisht të fakteve, më sipër vura në dukje se bëhej fjalë për një tekst prej vetëm 29 fjalëve, që do të thotë se nëse dikush përgatit një përmbledhje apo analizë të tij me fakte historike të njohura, nuk është se mund ta kopjosh përmbledhjen apo analizën siç e ka paraqitur ai, edhe pse aty janë paraqitur fakte që njihen

[82] Ligji n. 35, 2016, neni 12, pika dh.
Ligji gjendet i plotë në internet në këtë adresë:
https://www.wipo.int/edocs/lexdocs/laws/sq/al/al068sq.pdf

botërisht. Thënë ndryshe, **edhe për fakte të njohura botërisht nuk lejohet të kopjosh me paragrafë përmbledhjen apo analizat që kanë bërë të tjerë dhe t'i paraqesësh sikur i ke bërë ti**. Për ta kuptuar më mirë këtë arsyetim po i referohem një vendimi të Gjykatës Supreme të Shteteve të Bashkuara të Amerikës të vitit 1991 ku thuhet se e drejta e autorit nuk shtrihet mbi faktet, por mund të shtrihet mbi mënyrën se si faktet mblidhen, përpunohen apo lidhen mes tyre[83], etj., edhe pse duhet bërë një dallim, në lidhje me faktet, mes së drejtës së autorit dhe plagjiaturës.

Më parë dhamë si hipotezë për të zhvilluar një studim mbi pavarësinë e Shqipërisë, domethënë një studim i tillë do të ishte një studim historik, por siç mund ta imagjinoni, në fushat e ndryshme ndryshon metoda dhe mënyra se si zhvillohet një studim. Sidoqoftë, unë do të thosha se mund të bëjmë të paktën një ndarje mes një studimi teorik dhe një studimi eksperimental, apo teoriko-eksperimental (kërko për shembull në internet **metoda deduktive** dhe **metoda induktive**). Në fushat njerëzore, mund të bëhen edhe pyetësorë apo sondazhe të cilët ngjajnë me diçka eksperimentale, por përtej pyetësorëve dhe sondazheve, studimet në këto fusha janë gjithsesi teorike (deduktive), sepse bëhen duke mbledhur fakte, interpretime, dokumente, studime, reflektime, përpunime, etj., për të krijuar një studim të ri sipas interpretimit dhe pikëvështrimit të autorit

[83] *Feist Pubs., Inc. v. Rural Tel. Svc. Co., Inc.*, 499 U.S. 340 (1991). Vendimin e gjeni në internet në këtë adresë: https://supreme.justia.com/cases/federal/us/499/340/

apo autorëve. Ndërsa në fusha të tjera si: mjekësore, fizike, biologjike, etj., përtej pjesës teorike, është edhe pjesa eksperimentale (induktive), ku për shembull një grup studiuesish analizon efektet e një ilaçi, etj., ose efektet e ndotjes së ambientit për shkak të punimeve industriale në një zonë të caktuar, etj. Këtu dua të nënvizoj se me sa kam vënë re, **në mendjen e disa studiuesve shqiptarë ekziston *një mendim sigurisht i gabuar*, sipas të cilit nëse kopjon një pjesë nga pjesa teorike e studimit, nuk është një shkelje shkencore e rëndë**, sepse në fund të fundit pjesën eksperimentale e kë përgatitur vetë. E përsëris, ky është një opinion tërësisht i gabuar, sepse nëse një studim është njëkohësisht edhe teorik edhe eksperimental, nuk mund të kopjohet as pjesa teorike, as pjesa eksperimentale. Si pasojë, në studime të tilla, **edhe nëse kopjohet vetëm pjesa teorike, është gjithsesi mungesë origjinaliteti dhe plagjiaturë**.

Siç e thashë kalimthi më sipër, **shkelja e së drejtës së autorit dhe plagjiatura nuk kanë kuptim të njëjtë**. Gjithsesi, kanë ca pika përbashkëta, sepse **edhe plagjiatura edhe shkelja e së drejtës së autorit janë të lidhura me kopjimin**, saqë në anglisht e drejta e autorit thuhet ***copyright***, që në shqip përkthehet e drejta për të kopjuar, apo për të qenë më të saktë "e drejta ligjore për të kontrolluar kopjimin"[84], domethënë për të kontrolluar shumëfishimin e një punimi intelektual. Thënë

[84] Landy, G. K. editing and additional content supplied by Mastrobattista, A. J. (2008). *The IT / Digital Legal Companion: A Comprehensive Business Guide to Software, IT, Internet, Media and IP Law*. Elsevier, f. 10.

ndryshe, duke e parë çështjen nga një pikëvështrim tjetër, kundërshtimi i plagjiaturës dhe mbrojtja e së drejtës së autorit bazohen të origjinaliteti[85] i një pune intelektuale. Si pasojë, nëse një krijim intelektual nuk është kopjuar nga krijimi i dikujt tjetër, nuk përbën as plagjiaturë as shkelje të së drejtës së autorit. Gjithsesi, mund edhe të ndodhë që një shkrim të mos jetë plagjiaturë edhe pse është në shkelje të së drejtës së autorit, ose anasjelltas, sepse **plagjiatura lidhet me mosnjohjen e burimit origjinal, kurse shkelja e së drejtës së autorit lidhet me autorizimin**, domethënë me kopjimin, përhapjen, etj., pa qenë i autorizuar.

Pas këtij sqarimi, **kalojmë të flasim në mënyrë më të detajuar mbi të drejtën e autorit.** Shkelja e së drejtës së autorit do të thotë se, një vepër intelektuale pavarësisht formës në të cilën është shprehur apo përdorur (tekst digjital apo letër e printuar, foto digjitale apo plastike, audio, video, etj.), e cila është e mbrojtur nga e drejta e autorit, përdoret (kopjohet, shpërndahet, etj.) nga dikush që nuk ka qenë i **autorizuar** paraprakisht për atë përdorim. Ndërsa, nga ana tjetër, **plagjiatura teknikisht do të thotë të përdorësh fjalët e të tjerëve sikur të ishin fjalët e tua**, sepse nuk i ke dhënë kredencialin (njohjen) burimit origjinal. Thënë ndryshe, plagjiaturë do të thotë kopjim apo perifrazim i punës intelektuale të dikujt tjetër pa e referuar në mënyrë specifike

[85] *Feist Pubs., Inc. v. Rural Tel. Svc. Co., Inc.*, 499 U.S. 340 (1991). Vendimin e gjeni në internet në këtë adresë: https://supreme.justia.com/cases/federal/us/499/340/

(në tekst ose në fusnotë) burimin origjinal ose kur bën kopjime në bllok me faqe, ose kur kopjon një përqindje të lartë. Gjithsesi, më duhet të sqaroj se kur kopjon një përqindje të lartë dhe e referon burimin origjinal, **teknikisht quhet mungesë origjinaliteti**, sepse kopjimi në këtë rast do të thotë se mungon puna jote intelektuale. Si pasojë mund të ndodhë që: 1) një veprim mund të ketë njëkohësisht edhe shkelje e së drejtës së autorit edhe plagjiaturë; 2) në një rast tjetër mund të jetë shkelje e së drejtës së autorit por jo plagjiaturë; 3) mund edhe të ndodhë e kundërta, domethënë mund të ketë plagjiaturë por nuk ka shkelje të së drejtës së autorit. Për t'i kuptuar më mirë këto tri raste hipotetike që përmenda tani, më lejoni t'ju jap ca shembuj.

Fillojmë me shembullin e parë duke thënë se, nëse ti ta zëmë në një shkrim prej 150 faqesh, ku aty paraqitesh si autori i atij shkrimi, kopjon 60 faqe nga një studim dhe 60 të tjera nga një studim tjetër, ku dy studimeve në fjalë nuk u ka skaduar akoma e drejta pasurore e autorit  (siç do e shohim, në Shqipëri e drejta pasurore e autorit skadon  70 vite pas vdekjes së autorit apo autorit të fundit, kur ka më shumë se një autor), nëpërmjet kopjimit të 120 faqeve ti edhe shkel të drejtën e autorit edhe bën plagjiaturë[86]. Natyrisht, për sa i përket së drejtës së autorit, shkelja ndodh nëse tekstin prej 120 faqesh e ke kopjuar pa autorizimin me shkrim, nga ana e atij që e ka atë të drejtë.

[86] Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books, f. 17.

Ndërsa, për sa i përket plagjiaturës në këtë rast do të konsiderohej plagjiaturë, sepse ke kopjuar një përqindje të lartë të punës sate intelektuale nga puna intelektuale e dikujt tjetër. Në një rast të tillë, duke qenë se përqindja e kopjimit është e lartë, do të konsiderohej plagjiaturë pavarësisht nëse e referon specifikisht apo jo burimin origjinal. Them plagjiaturë, për të thjeshtësuar arsyetimin, sepse në **teknikisht plagjiatura është përvetësim i shkrimit të dikujt tjetër**, kurse **përqindja e lartë e kopjimit teknikisht është mungesë origjinaliteti.**

Analizojmë tani një rast tjetër, ku dikush bën shkelje të drejtës së autorit, por nuk bën plagjiature. Shkelje e të drejtës së autorit do të thotë se dikush përdor një vepër intelektuale, e mbrojtur nga e drejta e autorit, pavarësisht formës apo përdorimit, pa autorizimin e atij që e zotëron atë të drejtë. Pra, nëse për shembull ti publikon një libër i mbrojtur nga e drejta e autorit me emrin e autorit origjinal, pa qenë i autorizuar me shkrim, ti kryen një shkelje të drejtës së autorit, sepse e ke publikuar pa autorizimin e nevojshëm, por nuk ke kryer plagjiaturë, sepse nuk e ke përvetësuar punën intelektuale të dikujt tjetër. Thënë ndryshe, s**hkelja e së drejtës së autorit është e lidhur me përdorimin pa autorizim, kurse e plagjiatura ka të bëjë me përvetësimin**. Duke qenë se, në përgjithësi, shkelja e së drejtës së autorit ka dëme më të mëdha ekonomike, ajo dënohet më rendë nga ana ligjore[87], kurse

[87] Garner, B. A. dhe të tjerë (2009). *Black's Law Dictionary.* Thomson Reuters, f. 1267.

plagjiatura dënohet më rendë nga ana akademike (për të qenë më të saktë duhet të dënohet më rendë) dhe nga opinioni publik[88], saqë një jurist dhe profesor amerikan thotë se nga shumica e intelektualëve plagjiatura konsiderohet si "*the capital intellectual crime*"[89] ("krimi intelektual kryesor"). Ndërsa në lidhje me raportin mes ligjit dhe plagjiaturës, për shembull në fjalorin *Black's Law Dictionary* (SHBA), në publikimin e vitit 2009 shkruhet "*Generally, plagiarism is immoral but not ilegal*"[90] ("në përgjithësi, plagjiarizmit është imoral, por nuk është ilegal").

Marrim një rast tjetër ku ka plagjiaturë, por nuk ka shkelje të drejtës së autorit, të paktën jo të të drejtave pasurore, që burojnë nga e drejta e autorit. Duke i qëndruar temës mbi pavarësinë e Shqipërisë, ta zëmë se ti i thua dikujt "në shkrimin tim prej 80 faqesh dëshiroj të përdor 60 faqe nga dy shkrime të tuat mëparshme, të cilat i kam referuar në disa raste në tekstin e shkrimit tim, por tekstin në tërësi e kam paraqitur sikur ta kisha shkruar unë. Nëse unë të paguaj një shumë të caktuar lekësh, a më autorizon që t'i kem në tekstin e shkrimit tim?" Nëse ai të autorizon, për sa i përket të drejtave pasosure nuk është shkelje

---

[88] Frye, B. L. (2016). Plagiarism is Not a Crime. *Duquesne University Law Review*, vëll. 54, n. 1, f. 141.
Artikulli gjendet në sitin SSRN, në këtë adresë: https://ssrn.com/abstract=2752139

[89] Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books, f. 107.

[90] Ka dy arsye se përse fjalorin amerikan e vendosa në shkrim kursiv (të pjerrët): 1) fjalët janë në një gjuhë të huaj (anglisht); 2) është titull libri.

e së drejtës së autorit, por për sa i përket origjinalitetit është plagjiaturë, sepse ke kopjuar një përqindje të lartë shkrimit tënd nga dy shkrime të një autori tjetër, domethënë mungon origjinaliteti.

Shohim raste të tjera ku mund të ketë plagjiaturë, domethënë ku mungon referimi i burimeve origjinale ose mungon origjinaliteti, në një vepër intelektuale, por nuk ka shkelje të të drejtave të autorit në tërësi, apo të të drejtave pasurore të autorit në veçanti. Libra fetarë si Bibla apo Kurani janë pa autorë specifikë, por edhe akte të institucioneve publike si ligje, rregullore, statute, etj., teknikisht janë pa autorë. Në lidhje me librat fetarë si Kurani dhe Bibla, përtej aspektit ku sipas besimtarëve janë librat në fjalë janë të frymëzuar nga Zoti, nuk kanë ndonjë autor specifik. Prandaj, në këtë kuptim nëse dikush teorikisht do merrte një kapitull nga Bibla apo Kurani dhe ta paraqiste sikur e ka shkruar ai, shkrimi në fjalë do të konsiderohej plagjiaturë, por gjithsesi librat fetarë si Bibla dhe Kurani janë pa autor. Ndërsa një libër interpretues mbi Biblën apo Kuranin, i shkruar nga një person i caktuar, ka për autor atë që ka bërë interpretimin. Në lidhje me aktet e institucioneve publike si ligje, rregullore, etj., edhe pse konkretisht ato shkruhen dhe në disa raste firmosen, nga individë të caktuar, për natyrën e tyre janë pa "autor", në kuptimin se autor është "publiku"[91]. Pra, nëse dikush do

[91] Për shembull Posner vë në dukje se në SHBA, Qeveria Federale nuk mund të pretendojë të drejtën e autorit mbi dokumentet e saj, shih:

kopjonte në bllok një ligj dhe do e paraqiste në një shkrim të tijin, sikur e ka shkruar ai, do bënte plagjiaturë, por nuk do bënte shkelje të drejtës së autorit, të patën nuk do të ishte shkelje e të drejtës pasure të autorit.

Gjithsesi, **në lidhje me të drejtën e autorit *duhet të bëjmë një dallim mes së drejtës pasurore dhe jopasurore***. E drejta pasurore e autorit, do të thotë të gjitha të drejtat e përfitimeve ekonomike që lindin nga një vepër intelektuale, si riprodhimi[92], shpërndarja[93], etj. Për shembull, nëse ti autorizon një shtëpi botuese për të publikuar një libër tëndin, atë libër nuk mund ta publikojë një tjetër shtëpi botuese. Siç mund ta kuptoni nga ky shembull, **e drejta pasurore e autorit është e transferueshme**, domethënë autori origjinal mund ta transferojë te dikush tjetër (individë apo institucione të treta), por gjithsesi, edhe pasi e ka transferuar, në disa raste mund ta tërheqë, si për shembull kur shtrembërohet vepra duke mos e paraqitur në tërësinë e saj[94], për prishje të imazhit të autorit, etj. Sidoqoftë, duhet të kemi parasysh se, pavarësisht ndryshimeve nga një Shtet në tjetrin, e drejta pasurore e autorit ka një kufi kohor, pas të cilit kalon në domen publik, domethënë pas të

---

Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books, f.13.

[92] Ligji n. 35, 2016, neni 25. Ligji gjendet i plotë në internet në këtë adresë: https://www.wipo.int/edocs/lexdocs/laws/sq/al/al068sq.pdf

[93] Ligji n. 35, 2016, neni 26.

[94] Ligji n. 35, 2016, nenet 23-24.

cilit mund të përdoret lirisht nga publiku[95], me kusht që të respektohen të drejtat jopasurore.

Sipas ligjit shqiptar, **e drejta pasurore e autorit shtrihet "deri në 70 vjet pas vdekjes" së autorit** kur është i vetëm, ose deri në 70 vite pas vdekjes së bashkautorit të fundit, kur një vepër ka më shumë se një autor[96]. Përtej faktit se e drejta pasurore e autorit është e transferueshme te individë apo institucione të treta (tjera) dhe është e trashëgueshme[97], siç mund të kuptohet, nëse dikush kopjon në një shkrim të tij një pjesë nga vepra të cilave u kanë kaluar afatet kohore që sapo përmenda (70 vite pas vdekjes së autorit, etj.), ai nuk bën shkelje të të drejtave pasurore të autorit, por mund të bëjë plagjiaturë nëse nuk respekton rregullat që kemi përmendur më sipër (mungesa e referimit specifik, mungesë origjinaliteti, kopjim faqesh në bllok, kopjim i një përqindjeje të lartë të shkrimit, etj.). Pra, edhe ky është një rast ku nga një anë nuk ka shkelje të të drejtave pasurore të autorit, sepse ato janë parashkruar (kanë skaduar), por nga ana tjetër mund të ketë plagjiaturë.

Folëm më parë për të drejtat pasurore të autorit, por duhet të kemi parasysh se *Ligji mbi të drejtën e autorit* n. 35, 2016, flet edhe për të drejta jopasurore të cilat kanë të bëjnë me

[95] Ligji n. 35, 2016, neni 7, pika 2. Ligji gjendet i plotë në internet në këtë adresë: https://www.wipo.int/edocs/lexdocs/laws/sq/al/al068sq.pdf
[96] Ligji n. 35, 2016, neni 41, pika 3.
[97] Ligji n. 35, 2016, neni 41, pika 1. Ligji gjendet i plotë në internet në këtë adresë: https://www.wipo.int/edocs/lexdocs/laws/sq/al/al068sq.pdf

përmendjen e autorësisë[98], integritetin e veprës (paraqitjen pa deformime[99]), respektimin, nderin dhe reputacionin e autorit[100], etj. Sipas ligjit shqiptar, ndryshe nga të drejtat pasurore, **të drejtat jopasurore të autorit nuk parashkruhen** (nuk skadojnë), janë të patransferueshme dhe të patjetërsueshme[101]. Thënë ndryshe, sipas ligjit n. 35, 2016, të drejtat jopasurore (përmendja e autorësisë, reputacioni i autorit, etj.), nuk mund të transferohen te dikush tjetër, as nuk mund të përvetësohen nga një person tjetër. Gjithashtu, të drejtat jopasurore të autorit nuk kanë një afat kohor për t'i kërkuar si të drejta, pas të cilit parashkruhen (skadojnë). Për ta kuptuar më mirë këtë çështje, shohim ca shembuj në vijim.

Thamë se e drejta pasurore e autorit trashëgohet, domethënë kalon nga autori të trashëgimtarët e tij, deri 70 vite pas vdekjes së autorit. Ta zëmë se trashëgimtarët, duan të transferojnë te dikush tjetër jo vetëm të drejtat pasurore që i kanë trashëguar, por duan të transferojnë edhe të drejtat jopasurore. Nëse do të tentonin t'i transferonin te dikush tjetër, do të ishte një veprim i paligjshëm, sepse siç e thamë të drejtat jopasurore të autorit janë të patransferueshme. Ndërsa, në lidhje me rregullin se të drejtat jopasurore të autorit janë të

[98] Ligji n. 35, 2016, neni 22.
[99] *Berne Convention for the Protection of Literary and Artistic Works* (1979), neni 6, pika 1. Teksti i Konventës gjendet i plotë në internet në këtë adresë: https://wipolex.wipo.int/en/text/283693
[100] Ligji n. 35, 2016, neni 23.
[101] Ligji n. 35, 2016, neni 24, pika 7.

patjetërsueshme, sipas *Fjalorit të Gjuhës Shqipe* e patjetërsueshme është diçka “që nuk mund të shitet a të blihet ose t’i kalojë si pronë një tjetri”[102]. Pra, të drejtat jopasurore të autorit nuk mund të blihen apo të përvetësohen nga dikush tjetër.

Shohim edhe çështjen e parashkrimit, pastaj do të japim një shembull që është i lidhur edhe me parashkrimin edhe me patjetërsueshmerinë. Në terma të thjeshtë parashkrim do të thotë skadim i një drejte ose i një detyrimi, sepse e drejta apo detyrimi kanë një afat kohor brenda të cilit mund të kërkohen që të respektohen para gjykatave[103]. Në lidhje me të drejtat pasurore, siç e thamë ato shtrihen deri në 70 vite pas vdekjes së autorit, kurse të drejtat jopasurore nuk parashkruhen, domethënë nuk kanë një afat kohor pas të cilit “skadojnë”.

Të shohim tani një çështje tjetër, atë të kopjimit joliteral. Në faqet e përparme, përveç rastit të perifrazimit, në përgjithësi kemi folur për kopjimin identik (literal), por shkelja e së drejtës së autorit dhe plagjiatura mund të ndodhin edhe kur bëhet kopjim joidentik (joliteral), si te melodia e një muzike[104], rindërtimi i një historie, në detajet e saj, në një roman, etj. Pra,

---

[102] Thomai, J. dhe të tjerë (2006). *Fjalor i Gjuhës Shqipe*. Tiranë: Akademia e Shkencave e Shqipërisë, f. 763. Fjalori gjendet edhe në internet, në këtë adresë: https://fjalorthi.com/

[103] *Kodi Civil i Shqipërisë*, neni 112 dhe në vazhdim.

[104] Landy, G. K. editing and additional content supplied by Mastrobattista, A. J. (2008). *The IT / Digital Legal Companion: A Comprehensive Business Guide to Software*, IT, Internet, Media and IP Law. Elsevier, f. 520.

nëse dikush paraqet një histori në një roman të tij e cila është ndërtuar duke marrë detajet e një historie në një roman tjetër të mëparshëm të dikujt tjetër, mund të rrezikojë të akuzohet për kopjim të ideve. Për shembull nëse dikush do merrte Romanin "Kronikë në Gur" të Kadaresë, i cili është mbi Gjirokastrën gjatë luftës së dytë botërore dhe do shkruante një Roman të tij mbi një tjetër qytet të Shqipërisë së jugut gjatë luftës së dytë botërore, duke paraqitur në detaje ngjarjet që gjenden në "Kronikë në Gur", do të ishte kopjim i ideve të Kadaresë.

Gjithsesi, siç mund ta imagjinoni kopjimi i ideve është diçka e komplikuar, domethënë nuk është shumë e lehtë të bësh dallim mes "kopjimit" dhe frymëzimit nga idetë e të tjerëve. Natyrisht frymëzimi lejohet, kurse riprodhimi në detaje i ideve të tjerëve, domethënë kopjimi në detaje në mënyrën se si shprehet apo ndërtohet një ide mund të konsiderohet shkelje. Gjithashtu, në lidhje me idetë, duhet theksuar se ka një dallim mes së drejtës së autorit dhe plagjiaturës, saqë edhe në ligjin shqiptar është shkruar se idetë nuk mbrohen nga ligji për të drejtën e autorit[105], por është shumë e mundur se në këtë rast po flitet për idetë e përgjithshme, domethënë jo për idetë në detaje (për shembull: liria apo barazia si ide e përgjithshme dhe liria apo barazia e argumentuar në detaje, nuk janë e njëjta gjë). Thënë ndryshe, ideja në vetvete dhe mënyra se si ndërtohet apo shprehet në detaje një ide e caktuar, nuk janë e njëjta gjë, saqë

---

[105] Neni 12 pika 1, germa **e**, e ligjit n. 35, 2016. Ligji gjendet i plotë në internet në këtë adresë: https://www.wipo.int/edocs/lexdocs/laws/sq/al/al068sq.pdf

për shembull një studiues amerikan argumenton se mënyra e të shprehurit të ideve dhe të fakteve është e mbrojtur nga e drejta e autorit[106]. Gjithashtu, mund edhe të ndodhë që dy studiues arrijnë në ide të ngjashme apo në të njëjtin zbulim (duhet theksuar, në raste shumë të rralla), në mënyrë të pavarur nga njëri-tjetri[107], por sigurisht është e pamundur që të ndërtojnë një tekst të gjatë të njëjtë.

Pavarësisht çështjes së interpretimit mbi kuptimin e ideve, sepse nuk është aspak e lehtë të bësh dallimin mes shprehjes së një ideje apo idesë në vetvete[108] dhe të ndonjë rasti të rrallë koincidence në një zbulim, etj., duhet të kemi gjithsesi parasysh se shkelja e së drejtës së autorit dhe plagjiatura, kanë ca pika takimi të përbashkëta, por nuk janë sinonime[109]. Prandaj, edhe pse në një rast ndoshta nuk akuzohesh për shkelje të drejtës së autorit, mund të akuzohesh për plagjiaturë nëse kopjon në detaje idetë që dikush tjetër i ka paraqitur përpara në një shkrim të tij, etj. Për shembull, në lidhje me idetë dhe plagjiaturën fjalori prestigjioz në SHBA, në përkufizimin e fundit që gjejmë në internet (10 prill 2019), thuhet plagjiaturë është *“The act of appropriating the literary*

---

[106] Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books, f. 13.
[107] Aty, f. 100.
[108] Aty, f. 13.
[109] Frye, B. L. (2016). Plagiarism is Not a Crime. *Duquesne University Law Review*, vëll. 54, n. 1, f. 137.
Artikulli gjendet në sitin SSRN, në këtë adresë:
https://ssrn.com/abstract=2752139

*composition of another, or parts or passages of his writings, or the ideas or language of the same, and passing them off as the product of one's own mind."*[110] ("përvetësimi i një krijimi me shkrim, ose përvetësimi i pjesëve apo fragmenteve të shkrimeve, ose të **ideve** ose i terminologjisë së një autori tjetër, duke i paraqitur ato si produkt i mendjes së tij".) Pra, siç mund ta vini re, në këtë përkufizim të fjalorit amerikan flitet **edhe për përvetësim të ideve**, madje edhe të gjuhës (terminologjisë).

Pas kësaj analize lind pyetja, ***si shmanget plagjiatura?*** Natyrisht përgjigjja nuk është e thjeshtë dhe nuk ka dyshim se mund të ketë interpretime të ndryshme mbi këtë çështje[111]. Gjithsesi, pavarësisht interpretimeve të ndryshme, do të thosha se së pari shmangien e plagjiaturës do ta lidhja me origjinalitetin e një pune intelektuale apo artistike. Siç e thamë, në ditët e sotme është e vështirë të ketë ndonjë punë intelektuale 100 % origjinale (e re), sepse në fund të fundit, një studim të ri që e zhvillojmë, të paktën pjesërisht, është zhvilluar më parë nga studiues të tjerë, me strukturë, me terminologji dhe fjali të tjera. Për shembull edhe temat që po trajtoj unë në këtë shkrim, të paktë pjesërisht, janë zhvilluar më parë nga studiues të tjerë, por mënyra si ndërtohet studimi, mënyra si trajtohet çështja, përpunimi i tekstit, etj., ndryshojnë.

---

[110] https://thelawdictionary.org/plagiarism/ [konsultimi në internet më 10 prill 2019].
[111] Neville, C. (2010). *The Complete Guide to Referencing and Avoiding Plagiarism*. Maidenhead: Open University Press, f. 33.

Te shohim se çfarë thotë në një rast, Gjykata Supreme e SHBA-së lidhje me të drejtën e autorit, të cilin deri diku mund ta përdorim për të folur edhe për plagjiaturën. Në një vendim të vitit 1991 që e përmendëm edhe më parë, Gjykata Supreme e Shteteve të Bashkuara të Amerikës argumenton se origjinaliteti lidhet me **një punim intelektual të pavarur** (i një individi apo një grupi individësh, etj.) dhe me faktin se ai punim **duhet të ketë një nivel minimal krijimtarie** (*creativity*)[112]. Pra, punimi duhet ta dallojë autorin apo autorët (i pavarur) nga studiues të tjerë dhe duhet të ketë brenda pak krijimtari. Siç mund ta kuptoni, nëse dallimi i autorit apo autorëve është një çështje relativisht e thjeshtë, më e komplikuar është çështja e përkufizimit të fjalës *krijimtari*.

Në vendimin e Gjykatës Supreme të SHBA-së, është përdorur fjala *creativity*[113]. Po të shkojmë te fjalori i Cambridge, të cilin mund edhe ta konsultoni falas në internet, fjala creativity përkufizohet "*the ability to produce original and unusual ideas, or to make something new or imaginative*" ("aftësia për të prodhuar ide origjinale dhe të pazakonta, apo për të bërë diçka të re ose imagjinare") [114]. Nëse e lidhim fjalën origjinalitet me *creativity* dhe me përkufizimin e *creativity* që

[112] *Feist Pubs., Inc. v. Rural Tel. Svc. Co., Inc.*, 499 U.S. 340 (1991). Vendimin e gjeni në internet në këtë adresë: https://supreme.justia.com/cases/federal/us/499/340/
[113] Fjalën *creativity* e kam vendosur me shkrim të pjerrët, sepse si rregull fjalët e huaja dallohen në tekst, duke i vendosur me shkrim kursiv.
[114] https://dictionary.cambridge.org/dictionary/english/creativity

përmendëm më sipër, ka pak lojë fjalësh, domethënë nga një anë origjinaliteti ka brenda *creativity* dhe nga ana tjetër *creativity* është prodhimi i ideve origjinale. Gjithsesi, përtej lojës së fjalëve, te përkufizimi i mësipërm i *creativity* do të ndalesha te mbiemrat **i pazakontë** dhe **imagjinar**. I pazakontë do të thotë diçka e veçantë, domethënë të mos paraqesësh një gjë siç është paraqitur zakonisht. Në këtë kuptim, lista me emrat, zonën e banimit dhe numrin e telefonit që i kishte përpiluar *Rural Telephone Service Company, Inc.*, nuk përbënte diçka origjinale, domethënë ishte thjesht një renditje e zakonshme sipas rendit alfabetik[115]. Sidoqoftë, akoma më i rëndësishëm është mbiemri imagjinar. Në lidhje me këtë fjalë dua së pari t'i referohem dhe të citoj *Fjalorin e Gjuhës Shqipe* të vitit 1980, të cilin e gjeni edhe në internet, ku ndër të tjera thuhet, imagjinar "Që nuk është i vërtetë e real, që vetëm merret me mend, që është pjellë e mendjes"[116]. Edhe në *Fjalorin* e vitit 2006, te fjala imagjinatë, ndër të tjera, thuhet "**krijim a pjellë e mendjes**, trillim, fantazi"[117].

E konsideroj interesante të vë theksin mbi "pjellë e mendjes" dhe "fantazi", sepse origjinaliteti është pikërisht diçka që lind në mendjen e dikujt dhe natyrisht nuk mund të

[115] Khalil, J. C. (1994). Are Page Numbers Really Copyrightable? The Effect of Feist on the West. Publishing v. Lexis Case. *Journal of the Patent and Trademark Office Society.* Vëll. 76, f. 810.

[116] http://www.fjalori.shkenca.org/, kërko fjalën "imagjinar".

[117] Thomai, J. dhe të tjerë (2006). *Fjalor i Gjuhës Shqipe*. Tiranë: Akademia e Shkencave e Shqipërisë, f.401. Fjalori gjendet edhe në internet, në këtë adresë: https://fjalorthi.com/

lindë pa pasur fantazi. Në lidhje me fjalën fantazi, nuk duhet të keqkuptohemi, sepse fantazi mund të kuptohet edhe negativisht, domethënë të shpikësh të dhëna apo referime të pabazuara dhe në këtë rast do të ishte një veprim i dënueshëm, në lidhje me kërkimin shkencor, sepse siç do e shohim do të bëhej fjalë për fabrikim (shpikje të dhënash). Duke pasur parasysh sqarimin që bëra mbi fjalën fantazi, do të thosha se, jo vetëm një roman apo një poeme, etj., por ***edhe një shkrim shkencor, për të qenë origjinal, përtej referencave, është e nevojshme që atij që po shkruan, t'i lindin ide dhe të ketë fantazi, në strukturën e shkrimit, në përpunimin e tekstit dhe në ndërtimin e fjalive***, etj.

Meqë jemi duke folur për fantazinë, siç mund ta imagjinoni, kush ka lexuar dhe reflektuar shumë mbi një temë të caktuar ka edhe më shumë "fantazi", pra i pjell truri më shumë për të shkruar, krijuar, etj., mbi atë çështje. Prandaj, do të thosha nuk duhet të nënvlerësohet ky aspekt, sepse e thamë se plagjiatura është e lidhur me kopjimin dhe po të reflektojmë mirë, në fund të fundit kopjimi a nuk është mungesë fantazie? Pra, kur dikush që kopjon punën intelektuale të dikujt tjetër, nuk ka nevojë që për atë kopjim t'i lindin shumë ide apo fantazi, sepse i mjafton vetëm ideja e kopjimit. Gjithnjë te kopjimi, për shembull në lidhje me përkthimin, pak fantazi duhet, sepse kur je duke përkthyer mund të gjykosh se sipas

mendimit tënd ka “boshllëqe” në tekst[118], etj., por gjithsesi edhe te përkthimi “fantazia” është shumë e kufizuar. Ndërsa te perifrazimi natyrisht që ka sadopak nivel “fantazie”, duke qenë se je duke shprehur, me fjalë të tjera, mendimin e dikujt tjetër. Në fund, natyrisht përpunimi i tekstit në mënyrë të pavarur (pa kopjuar, pa perifrazuar) është shkalla më e lartë e “pjelljes së mendjes” apo e “fantazisë”, **në kuptimin pozitiv të fjalës fantazi**.

Prandaj, në këtë kuptim, për shembull thjesht mbledhja e vendimeve të Gjykatës Kushtetuese për një periudhë të caktuar, ta zëmë për vitet 2010-2015, natyrisht nuk përbën një punë shkencore origjinale, sepse në këtë rast është vetëm puna materiale e mbledhjes së vendimeve, por mungon, duke u lidhur me atë që thamë më sipër, kreativiteti (fantazia, përpunimi i fjalive, lindja e mendimeve në trurin tonë, etj.). Të njëjtën gjë mund të thuhet edhe për pjesë të përzgjedhura për një temë caktuar, nga shkrime të mëparshme, si për shembull: nga romane në shqip, nga studime mbi sëmundjet kardiake, nga studime mbi politikën monetare, etj. Në këtë rast ka angazhim më të madh, se rastet e mësipërme, te përzgjedhja e tekstit, por gjithsesi mungon përpunimi apo kreativiteti, kështu që **pjesë të përzgjedhura nga shkrime të tjera të përmbledhura në një shkrim të ri, nuk përbejnë një studim origjinal**, edhe nëse shpjegohet dhe referohet në mënyrë të qartë burimi nga ku janë përzgjedhur. Thënë ndryshe, sa më shumë të paraqitet një

[118] Canfora, L. (2002). *Il copista come autore*. Palermo: Sellerio, f. 16.

studim si një shkrim me pjesë të përzgjedhura nga shkrime të tjera, aq më pak origjinal është si studim.

Siç e kemi thënë edhe më përpara, në lidhje me shkrimin, por edhe me punimin intelektual apo artistik në përgjithësi, është e vështirë të gjesh një temë që nuk është trajtuar më parë, të paktën pjesërisht, kështu që **origjinaliteti duhet të jetë te mënyra se si përpunohet, se si paraqitet, se si ndërtohet dhe se si ndërthuret një shkrim shkencor**. Thënë ndryshe, mund të kenë shkruar shumë autorë: a) mbi pavarësinë e Shqipërisë; c) aktin administrativ; b) pasojat e ndotjes së ambientit; b) shkaqet e gastritit; c) dëmet që duhani i shkakton shëndetit; ç) shkaqet e hipertensionit; d) politikën monetare, etj., por kur një studim është origjinal, **gjithsecili ka mënyrën e vet** se si e ndërton në strukturë, se si e përpunon, se si i ndërthur pjesët e ndryshme të shkrimit, se si i lidh studimet të cilave iu është referuar, se si i ndërton fjalitë, etj.

Krijimtaria domethënë "fantazia" (përpunimi) e autorit të një shkrimi është në nivelin maksimal, kur ai e përpunon tekstin në mënyrë të pavarur, pa iu referuar studimeve të tjera, por natyrisht një shkrim shkencor nuk krijohet pa u bazuar edhe te shkrime të tjera. Madje, në përgjithësi, sa më i lartë të jetë, **realisht**, numri i referimit të studimeve të tjera, i shoqëruar me reflektimin individual, aq më e thellë bëhet aftësia e përpunimit të tekstit. Prandaj, një shkrim shkencor, në përgjithësi, nuk mund të jetë një përpunim tërësisht i pavarur, domethënë pa iu referuar edhe shkrimeve të

autorëve të tjerë, apo edhe shkrimeve të tua të mëparshme, nëse ke shkruar më parë mbi atë temë. Thënë ndryshe, ***për të shmangur plagjiaturën dhe që një shkrim shkencor të ketë origjinalitet, është nevojshme që në shkrim të ketë përpunim tëndin të pavarur, të ketë ndërthurje mes mendimit tënd dhe mendimit të studiuesve të tjerë, të mos jetë kopjuar një përqindje e lartë e shkrimit, të mos këtë kopjime në shumë paragrafë në vazhdim apo më akoma më keq në disa faqe në bllok të shkrimeve (analizave) të studiuesve të tjerë, duhet të referohen specifikisht në tekst ose në fusnotë rreshtat apo ndonjë paragraf që mund të jetë kopjuar apo perifrazuar nga shkrime të tjera dhe kopjimet fjalë për fjalë duhet të citohen*** për të dalluar fjalët e studiuesve të tjerë nga fjalët e tua.

Kur e kemi përmendur në këtë analizë kopjimin në lidhje me plagjiaturën, kemi folur për kopjimin e shkrimeve të publikuara, sepse është më e lehtë të gjendet një tekst i bërë publik, por plagjiatura mund të kryhet edhe duke kopjuar tekste të tjerëve të papublikuara. Natyrisht, në rastin e kopjimit të teksteve të publikuara është më e lehtë të provohet kopjimi, duke qenë se dokumenti origjinal është publik (në internet, bibliotekë, librari, etj.).

Siç mund ta konstatoni duke lexuar analizat e shkruara nga unë, në plagjiaturat që kemi publikuar në internet në faqen *Facebook* të Taulant Mukës[119] dhe në disa raste edhe vetëm nga unë në profilin tim në *Facebook*[120], ku disa prej tyre gjenden të bashkëngjitura edhe në këtë shkrim, vihet re se në Teza Doktorature apo në artikuj shkencorë, ka kopjime të shumë paragrafëve apo faqeve në bllok. Gjithashtu, në shumicën e rasteve burimi origjinal nuk referohet apo citohet në mënyrë specifike (në tekst apo me fusnotë), madje në shumë raste burimi origjinal nuk gjendej i vendosur as te literatura e konsultuar. Ndërsa në lidhje me përqindjen e kopjimit, për rastet e denoncuara, përqindja ndryshon nga shkrimi në shkrim, por ka edhe artikuj shkencorë ku kopjimi shkon rreth 100 %.

Pas kësaj analize mbi të drejtën e autorit dhe plagjiaturën, mund të pyes ndonjëri, **kush vendos**? Në rastin e së drejtës së autorit, vendosin gjykatat nëse ka shkelje apo jo, pasi të jetë ngritur padia nga ai apo ata që kanë të drejtë ta dërgojnë çështjen në gjyq. Nëse gjykata pranon se janë shkelur të drejtat pasurore ose jopasurore te autorit, vendos shumën e dëmshpërblimit për shkelësin apo shkelësit. Madje, duhet shtuar se *Kodi Penal i Shqipërisë*, në disa raste parashikon se shkelja e së drejtës së autorit përbën edhe vepër penale, për më

[119] https://www.facebook.com/Taulant-Muka-822964028094910/?epa=SEARCH_BOX
[120] https://www.facebook.com/vladimir.kola.3517

tepër shih nenet 148-149[121]. Ndërsa në lidhje me plagjiaturën, vendosin institucionet dhe komisionet akademike. Si rregull, me sa kam dijeni unë dhe sipas gjykimit tim, edhe vendimet e institucioneve akademike mund të kundërshtohen domethënë mund të dërgohen në gjykata, por në këtë rast gjykata thjesht verifikon nëse janë respektuar ca procedura, etj. Thënë ndryshe, shkeljen e së drejtës së autorit mund ta verifikojë edhe gjykata, nëse i kërkohet, kurse verifikimin e plagjiaturës nuk e bën vetë gjykata (përveç mundësisë së verifikimit të respektimit të procedurave), por e bëjnë institucionet dhe komisionet akademike kompetente. Kur konstatohet kryerja e plagjiaturës, mund të ketë heqje të titullit[122] të fituar në kundërshtim me parametrat shkencorë ose masa të tjera, në varësi të rasteve konkrete.

Lind pyetja, **pse ndodh plagjiatura**? Motivet mund të jenë të shumta. Së pari, dikush ndoshta përton ta shkruajë vetë një studim, kështu që **e merr të gatshëm** nga një apo disa studime të shkruara nga të tjerët. Prandaj, jo pa bazë plagjiatura quhet ndryshe “vjedhje” intelektuale, sepse dikush me anë të

---

[121] *Kodi Penal* gjendet edhe në internet te siti i *Qendrës së Publikimeve Zyrtare*: https://qbz.gov.al/preview/a2b117e6-69b2-4355-aa49-78967c31bf4d

[122] https://www.theguardian.com/world/2011/mar/01/german-defence-minister-resigns-plagiarism
https://www.dw.com/en/german-defense-minister-loses-doctorate-amid-plagiarism-scandal/a-14860585
https://www.theguardian.com/world/2013/feb/09/german-education-minister-quits-phd-plagiarism

kopjimit përvetëson punën intelektuale të dikujt tjetër, duke e paraqitur si punë të veten. Së dyti, dikush mund të kopjojë nga dëshira dhe pritshmëria për të pasur një vlerësim të mirë[123], që ndoshta mendon se nuk e arrin duke e shkruar vetë tekstin. Thënë ndryshe, dikush e konsideron shkrimin e dikujt tjetër aq të vlefshëm dhe të pranueshëm saqë thotë me vete se, një shkrim të tillë vetë nuk mund të arrijë ta shkruajë me aq vlerë shkencore, kështu që mund të thotë, **përse ta shkruaj vetë, kur mund të përdor një shkrim të dikujt tjetër që është edhe më i mirë sesa një shkrim që do shkruaja unë**? Ky është një gabim që duhet shmangur, sepse jo vetëm që është plagjiaturë, por faktikisht askush nuk shkruan mirë që në fillimet e tij, sepse aftësia për të shkruar përmirësohet me kalimin e kohës. Prandaj, askush nuk mund të presë apo të pretendojë të shkruajë me nivel të lartë shkencor apo analizues që në fillimet e tij, sepse siç është ajo shprehja, oreksi vjen duke ngrënë, kështu që edhe aftësia për të shkruar vjen duke shkruar, pasi ke krijuar një bagazh të mirë duke lexuar dhe reflektuar.

Një tjetër arsye mund të jetë **presioni i kohës**, domethënë dikush dëshiron të mbarojë një shkrim brenda një kohe të caktuar, por e kupton se nuk ia arrin, kështu që kopjon studime të shkruara nga të tjerë. Për të shmangur një problem të tillë, është mirë që të organizohesh përpara në kohë, në

---

[123] Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books, f. 89.

mënyrë që të kesh gjithë kohën e nevojshme për ta shkruar vetë studimin. Një arsye tjetër se përse bëhet plagjiatura mund të jetë për ta fryrë studimin, domethënë për të shkruar shumë faqe që të dalë studimi sa më i gjatë dhe meqë për ta bërë një gjë të tillë është e vështirë, atëherë fryhet studimi me faqe te kopjuara të shkruara nga studiues të tjerë. Kur kjo gjë ndodh nën udhëheqjen e dikujt, do të thosha se edhe udhëheqësi duhet t'u shpjegojë atyre që është duke i udhëhequr, se **është shumë më mirë te përgatitet *një shkrim më i shkurtër i shkruar dhe përpunuar vetë*, sesa një shkrim që gjoja është më i gjatë, por në të vërtetë në pjesë të ndryshme është kopjuar në bllok nga shkrime të tjera**. Në fund, një arsye tjetër është mungesa ose nënvlerësimi i rregullave të referimit dhe në këtë rast, nëse studimi bëhet nën udhëheqjen e dikujt, udhëheqësi e ka për detyrim që ata që i ka nën udhëheqjen e tij, t'i informojë mbi rregullat e referimit, të kontrollojë nëse ai që po shkruan studimin arrin t'i argumentojë referencat, të bëjë kontrolle digjitale në motorë kërkimi ose me *software* nëse ka plagjiaturë dhe t'i informojë mbi pasojat e plagjiaturës. Fatkeqësisht, ky aspekt nënvlerësohet, me sa kam dijeni unë jo vetëm në Shqipëri, por shesh herë edhe në shtete të tjera shumë më serioze, si Italia.

Natyrisht, që një shkrim shkencor të jetë me integritetet, nuk mjafton që të shmanget plagjiatura, por duhet të respektohen edhe ca rregulla të tjera si: **vërtetësia e të dhënave, shmangia e konflikteve të interesave, njohja e**

**kontributit të bashkëpunëtoreve** (kur punimi shkencor bëhet nga disa individë), etj. Në lidhje me vërtetësinë, dy janë ndër shkeljet me të rënda që mund të kryhen në një shkrim shkencor: falsifikimi dhe fabrikimi. **Falsifikimi** ndodh kur dikush me vetëdije, për një qëllim të caktuar, në një studim të tij paraqet disa të dhëna të pasakta, ose nuk paraqet disa të dhëna të sakta. Po citoj *Kodin Evropian të sjelljes për integritetin e kërkimit shkencor* (2017) ku në nenin 3.1 thuhet se "*Falsification is manipulating research materials, equipment or processes or changing, omitting or suppressing data or results without justification*"[124] ("falsifikimi është manipulimi i burimeve, i mjeteve, apo i procedurave, ose ndryshimi, mosvendosja apo ndërprerja[125] e të dhënave ose e rezultateve pa justifikim"). Pra, siç mund ta vini re në *Kodin Evropian* flitet jo vetëm për manipulim të të dhënave (burimeve), por edhe për manipulim të mjeteve apo procedurave (në disa fusha, kur bëhet një studim duhet ndjekur një procedurë e caktuar). Gjithashtu, falsifikim nuk është vetëm paraqitje e të dhënave të pasakta apo mosparaqitje e të dhënave të sakta, por është edhe ndërprerja e studimit pa pasur një justifikim të arsyeshëm. Në lidhje me ndërprerjen, imagjinoni sikur po kryhet një studim (kërkim) mbi një çështje

[124] *The European Code of Conduct for Research Integrity.* (2017). Berlin: ALLEA - All European Academies, neni 3.1. Teksti gjendet i plotë në anglisht në adresën e mëposhtme: https://ec.europa.eu/research/participants/data/ref/h2020/other/hi/h2020-ethics_code-of-conduct_en.pdf

[125] Mospërfundimi.

të caktuar dhe nga rezultatet paraprake dyshohet se rezultat përfundimtare mund të shkojnë kundër ca interesave të caktuara dhe si pasojë, ndoshta edhe nga presione të jashtme, vendoset ndërprerja e studimit. Natyrisht, një ndërprerje e tillë do të ishte e **pajustifikuar**.

Duke u lidhur edhe me arsyetimin e fundit, mund të themi se motivet e falsifikimit mund të jenë të ndryshme, domethënë mund të bëhen për përfitime ekonomike, për interesa klientelare, etj. Për shembull, dikush studion efektshmerinë e një ilaçi, por pastaj **në studim qëllimisht paraqet të dhëna të falsifikuara, ose nuk paraqet fare disa të dhëna të sakta të cilat duhet të ishin paraqitur**[126]. Dikush tjetër bën një studim të shoqëruar me sondazhe (intervista) dhe rezultatet e sondazhit i falsifikon qëllimisht. Një formë tjetër falsifikimi është, kur dikush vendos qëllimisht referenca të pasakta. Po e përdor vazhdimisht fjalën "qëllimisht" për të vënë në dukje se mund edhe të ndodhë që dikush bën një gabim dhe vendos një të dhënë të pasaktë, por në këtë rast është gabim dhe jo falsifikim. Thënë ndryshe, *falsifikimi në shkrimin shkencor nuk lidhet me gabimin njerëzor, por lidhet me veprimin e qëllimshëm për të paraqitur disa të dhëna të*

[126] Cleemput, O. V. dhe Saso, L. (2017). *Manual on Scientific Communication for Postgraduate Students and Young Researchers in Technical, Natural, and Life Sciences. A practical guide for the preparation of theses, papers, posters, and other scientific documents*, f. 54.
Ky studim gjendet në internet në këtë adresë:
http://dx.doi.org/10.5772/intechopen.69870

*pasakta, sikur të ishin të sakta*. Gjithsesi, duhet theksuar se edhe kur pa qëllim paraqiten të dhëna të pasakta, kjo gjë ia ul vlerën shkencore studimit. Prandaj, është gjithmonë e nevojshme që të rishikohet shkrimi disa herë, për të ulur në maksimum numrin e gabimeve.

Siç e thamë një tjetër shkelje është **fabrikimi, i cili kryhet kur dikush shpik nga mendja e tij[127] disa të dhëna në një shkrim shkencor, duke i paraqitur "sikur të ishin të sakta"[128].** Pra, nëse te falsifikimi ti i di të dhënat e sakta, por qëllimisht paraqet disa të dhëna të falsifikuara, ose nuk paraqet disa dhëna të sakta, në rastin e fabrikimit nuk ke fare disa të dhëna, por ato i paraqet sipas hamendjes sate. Për të marrë shembullin e ilaçit apo të intervistave, në rastin e fabrikimit studimin mbi ilaçin apo intervistat, nuk i ke kryer fare, por ke futur të dhëna të hamendësuara. Do të thosha se falsifikimi lidhet më shumë me konfliktet e interesit që mund të fshihen nga pas, kurse fabrikimi lidhet më shumë me mungesën e seriozitetit në studim. Thënë ndryshe, dikush falsifikon disa të

---

[127] Cleemput, O. V. dhe Saso, L. (2017). *Manual on Scientific Communication for Postgraduate Students and Young Researchers in Technical, Natural, and Life Sciences. A practical guide for the preparation of theses, papers, posters, and other scientific documents*, f. 55. Ky studim gjendet në internet në këtë adresë: http://dx.doi.org/10.5772/intechopen.69870

[128] *The European Code of Conduct for Research Integrity.* (2017). Berlin: ALLEA - All European Academies, neni, 3.1. Teksti gjendet i plotë në anglisht në adresën e mëposhtme: https://ec.europa.eu/research/participants/data/ref/h2020/other/hi/h2020-ethics_code-of-conduct_en.pdf

dhëna në studim, sepse ka ose pret të ketë përfitime nga ai falsifikim, kurse te fabrikimi dikush përton të mbledhë të dhënat e sakta dhe si pasojë paraqet të dhëna të hamendësuara. Siç mund ta kuptoni, në rastin e fabrikimit fantazia nuk ka atë kuptimin pozitiv që e përmendëm më sipër, por natyrisht ka një kuptim negativ. Thënë ndryshe, **fantazia në kuptimin pozitiv është sforcimi dhe lodhja mendore për ta përpunuar vetë tekstin, kurse në kuptimin negativ fantazia është shpikja e të dhënave duke i paraqitur sikur i ke nxjerrë nga studimet (kërkimet) që gjoja ke zhvilluar**.

Folëm pak më parë për konfliktin e interesave duke e lidhur edhe me falsifikimin e studimit, por të ndalemi për të thënë diçka shtesë. **Konflikt interesash** do të thotë për shembull konflikt mes një interesi privat dhe një interesi publik. Konkretisht, kur dy palë janë në gjyq, gjykatësi i çështjes nuk duhet të ketë lidhje të afërta (kushëri, krushqi), me asnjërën palë, sepse nëse do i kishte, do të ishte në konflikt mes interesit publik për të gjykuar sipas parashikimeve ligjore dhe interesit privat për të gjykuar në favor të palës me të cilën ka lidhje të afërta. Pikërisht, për këtë motiv, ligji parashikon se në disa rrethana gjykatësi me nismë të tij duhet të heqë dorë nga gjykimi i një çështjeje[129], ose palët mund të kërkojnë

[129] *Kodi i Procedurës Civile i Republikës së Shqipërisë* (2018), nenet 72-73, https://qbz.gov.al/preview/63ca3bd6-ed1c-42d4-a44f-05c970f7714d

përjashtimin e tij për shkak të konfliktit të interesave në një çështje të caktuar[130].

E njëjta gjë edhe më shkrimin shkencor, domethënë edhe në këtë rast duhet të shmangen konflikte interesash, mes konfliktit publik dhe atij privat. Për shembull, nëse dikush që është njëkohësisht profesor edhe prind, nëse do të ishte udhëheqësi shkencor i Tezës së vajzës së tij, do të ishte në konflikt të hapur interesash, mes interesit publik si profesor udhëheqës dhe interesit privat si prind i tezistes. Konflikti i interesave mund të shfaqet edhe te financimi i kërkimeve shkencore, sidomos në fusha si ajo e mjekësisë apo ajo e ambientit, sepse ca kompani, për interesa të tyre ekonomike, mund të kenë interes që një studim i caktuar të nxjerrë rezultate në një profil të caktuar[131]. Në rrethana të tilla, do të gjendeshim në një konflikt interesash, mes interesit ekonomik privat të kompanive dhe interesit publik në tërësi.

Konkretisht, imagjinoi një studim mbi vlerësimin e dëmeve mjedisore dhe shëndetësore të shkaktuara nga një industri, i financuar nga vetë kompania industriale në fjalë, ose imagjinoni një studim mbi efektet kolaterale të një ilaçi (efekte anësore, domethënë kur një ilaç pacientit i bën mirë për një sëmundje, por i bën keq për një tjetër) i financuar nga vetë kompania farmaceutike që prodhon atë ilaç, ku patjetër ka

[130] *Kodi i Procedurës Civile i Republikës së Shqipërisë* (2018), nenet 74-75, https://qbz.gov.al/preview/63ca3bd6-ed1c-42d4-a44f-05c970f7714d

[131] D'Angelo, J. (2012). *Ethics in Science: Ethical Misconduct in Scientific Research.* Florida: Taylor & Francis Group, f. 19 dhe në vazhdim.

interesa të mëdha ekonomike[132]. Natyrisht këto do studime do të ishin në konflikt interesash, sepse kompania industriale është e interesuar që në rezultatet e studimit të paraqiten sa më pak dëme shëndetësore apo ambientale. E njëjta gjë edhe për studimin mbi ilaçin, domethënë kompania farmaceutike që e prodhon do të ishte e interesuar që ta paraqesë si ilaç, me sa më pak efekte kolaterale. Prandaj, integriteti (ndershmëria) dhe paanshmëria e rezultateve në një studim shkencor, kanë një rendësi të veçantë, sepse ka gjithmonë probleme me ekuilibrimin mes interesave të ndryshme.

Në fund diçka mbi njohjen e kontributit të të gjithë pjesëmarrësve në një kërkim (studim) shkencor[133]. Ky rregull ka të bëjë me parimin sipas të cilit, çdokush që ka kontribuar në një studim, duhet të përmendet për kontributin që ka dhënë. Pra, një studim i kryer nga një grup individësh, nëse kur publikohet si studim, nuk përmenden të gjithë autorët, patjetër do të përbente një shkelje, sepse mohohet padrejtësisht kontributi e një apo më shumë kontribuuesve. **Njohja e kontribuuesve** mendoj se është një temë që nuk duhet nënvlerësuar, sepse kam përshtypjen se shpesh herë disa profesorë ndihmohen nga asistentët e tyre për një studim të caktuar, **por pastaj kur studimi publikohet, emrat e asistentëve nuk rezultojnë askund**. Edhe kjo është një shkelje dhe mosnjohje e kontributit të atyre që kanë kontribuar në

[132] Aty, f. 6.
[133] Aty, f. 16 dhe në vazhdim.

realizimin konkret të studimit. Sipas Posner, në Evropë konsiderohet si diçka e pranueshme dhe është e përhapur praktika ku një profesor shkruan një libër apo artikull shkencor me emrin e tij, duke marrë shkrime të përgatitura prej asistentëve të tij[134]. Nuk e di si qëndron kjo çështje konkretisht, por nëse profesori merr shkrime të asistentëve të tij dhe nuk i përmend edhe asistentet për kontributin që kanë dhënë për një libër apo artikull shkencor, etj., sipas opinionit tim është e **totalisht e papranueshme**, sepse *pa asnjë dyshim është mohim i pastër i kontributit intelektual të asistentëve*.

Po e mbyll këtë analizë duke vendosur një pjesë nga intervista ime për Gazetën *Mapo* më 19 prill 2019[135].

> ***Mapo**: Vihet re se pas denoncimit të parë, bëhet bujë, por më pas nuk ka shumë reagim. Si e shpjegoni këtë heshtje? A ka të bëjë kjo me një nivel aq të lartë të shkeljes së etikës së punës shkencore saqë të gjithë janë të përlyer dhe shkelja është kthyer në një kriter të pranuar botërisht?*
>
> **Unë**: Për sa i përket reagimit, mendoj se duhet ndarë në katër pjesë: mediatik, ligjor, akademiko-institucional dhe psikologjik. Në lidhje me reagimin mediatik, sigurisht që ka pasur vëmendje dhe interes të konsiderueshëm nga media në lidhje me denoncimet e plagjiaturave, sidomos kur ka përfshirë personalitete publike.

---

[134] Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books, f. 31.

[135] https://gazetamapo.al/i-papuni-vladimir-kola-tmerri-i-politikaneve-me-plagjiature/

Ndërsa në lidhje me reagimin ligjor, konkretisht është miratuar në fund të vitit 2018 një Vendim i Këshillit të Ministrave, VKM-ja .n 777, ku parashikohet të bëhet një kontroll mbi plagjiaturat e doktoraturave, i ndarë në dy faza: e para ka të bëjë me kontrollin me *software* që duhet të bëhet nga Ministria e Arsimit dhe kontrollin njerëzor që duhet të bëhet nga vetë institucionet e Arsimit të Lartë. Problemi qëndron te zbatimi konkret i kësaj VKM-je, duke pasur parasysh se teorikisht që nga fillimi i muajit mars 2019, duhet të kishte filluar kontrolli me *software*. Gjithsesi, pavarësisht këtij aspekti, unë mendoj se nuk i pengon asgjë Universitet që të bëjnë vetë kontrolle, pa pritur sinjalizime nga Ministria e Arsimit, që mund të dalin nga kontrolli me *software*, nëse do të bëhet kontrolli nga Ministria.

Në lidhje me reagimin akademiko-institucional, natyrisht reagimi ka qenë i ftohtë dhe në përgjithësi indiferent, por kjo ishte e pritshme duke qenë se kanë qenë vetë universitetet që i kanë lëshuar titujt të cilët janë denoncuar si plagjiaturë. Prandaj, për mua kjo gjë nuk përbën ndonjë surprizë. Gjithsesi, duhet parë nëse në të ardhmen do rritet apo jo serioziteti, në lidhje me këtë çështje.

Pikërisht duke vazhduar arsyetimin e fundit vijmë te reagimi psikologjik. Siç mund të nuhatet edhe nga vetë termi “psikologjik” nuk është i lehtë për t’u perceptuar si reagim dhe së dyti, kërkon kohë për të parë nëse do ketë impakt konkret apo jo. Reagim psikologjik këtu nënkuptoj, një shtytje psikologjike që në të ardhmen tezisti dhe udhëheqësi të shohin me më shumë kujdes problemin e kopjimit të punimit shkencor, domethënë çështjen e plagjiaturës. Siç e thashë, për të kuptuar impaktin psikologjik që mund të ketë pasur këta muaj dhe që

mund të ketë në të ardhmen, fushata e denoncimeve, do të duhet kohë për të nxjerrë ndonjë përfundim konkret.

Ndërsa në lidhje me përhapjen e fenomenit, unë do ta ndaja çështjen në dy pjesë: a) kopjimet që kam parë nuk janë të gjitha njësoj, njëra me tjetrën; b) një pjesë e Tezave të Doktoraturave, me sa kam parë unë, nuk janë plagjiaturë. Kur them se të gjitha kopjimet nuk janë njësoj, nënkuptoj se duhet parë rast pas rasti dhe në varësi të shkeljes mund të vendoset që, ai që e ka mbrojtur Doktoraturën me shkelje, t'i jepet nja afat kohor, në varësi të shkallës së shkeljeve, që të korrigjojë shkeljet dhe ta mbrojë titullin me Tezën e korrigjuar. Siç e thashë, unë kam kontrolluar shumë Teza Doktorature dhe me sa kam arritur të kuptoj, një pjesë e tyre nuk janë plagjiaturë. Prandaj, ata që thonë së të gjitha Tezat e Doktoraturës, që janë mbrojtur në Shqipëri, vitet e fundit, janë plagjiaturë (të kopjuara), sipas meje po mashtrojnë, sepse duan ta zhvlerësojnë shkeljen duke thënë se "në fund të fundit të gjithë kanë kopjuar". Gjithsesi, e përsëris nuk është e vërtetë se të gjitha Tezat e Doktoraturës që janë mbrojtur në Shqipëri vitet e fundit janë plagjiaturë dhe nuk ma merr mendja se ndokush tjetër mund të ketë bërë kërkime sa kam bërë unë, në lidhje me këtë çështje...

***Mapo**: Duke treguar fenomenin kaq të përhapur të plagjiaturizmit në një farë mënyrë ju keni gjetur "sëmundjen" e sistemit të marrjes së gradave në Shqipëri, por a keni menduar dhe për diagnozën? Çfarë do të duhej të bëhej në mënyrë që kjo të mos ndodhte dhe të gjithë titujt e marrë pa merita të hiqeshin?*

**Unë**: Në lidhje me të ardhmen, për të shmangur përsëritjen e fenomeneve të kopjimi **duhet të rritet serioziteti i udhëheqësit**

**dhe i tezistit**. Gjithashtu, edhe komisioni vlerësues ka mundësi të bëjë kontrolle para dhënies se titullit, në mënyrë të ngjashme me atë që do them për udhëheqësin. Nga ana tjetër, edhe futja në përdorim e një *software* mund ta ndihmojë në zbulimin e kopjimeve, me kusht që kërkimi në *software* të bëhet në gjuhë të ndryshme.

**Për sa i përket udhëheqësit shkencor** do të veçoja: a) të shmangë mbingarkesa dhe në këtë mënyrë të ketë kohën e mjaftueshme për të udhëhequr dhe për të bërë vërejtjeje, sugjerime, kontrolle, etj.; b) të japë informacione paraprake mbi origjinalitetin e një shkrimi shkencor; c) të kontrollojë në vazhdimësi zhvillimin e punimit; ç) **t'i kërkojë tezistit që t'i vërë në dispozicion referencat që ka vendosur në shkrimin që po zhvillon dhe nëse tezisti nuk është në gjendje t'i vërë konkretisht në dispozicion, kjo do të thotë se referencat i ka marrë të gatshme nga një studim i dikujt tjetër**; d) të kontrollojë në internet për të parë nëse janë bërë kopjime; dh) kontrolli në internet mund të bëhet me *software* ose në motorët e kërkimit si *Google*, etj.; e) kontrolli me software në disa raste është me pagesë, kursi kontrolli ne *Google* apo në ndonjë motor tjetër kërkimi është falas; ë) kontrolli në *Google* mund të bëhet duke marrë disa rreshta nga një studim dhe i vendos te hapësira e kërkimit në *Google*, në gjuhë të ndryshme përfshirë edhe gjuhën shqipe, për të parë nëse gjen ndonjë dokument ku ka ngjashmëri në tekst; f) kur ka ngjashmëri në tekst, vazhdon me kontrollin e detajuar të dokumentit.

**Për sa i përket tezistit**: a) duhet të ketë në dispozicion kohë të mjaftueshme për të zhvilluar studimin; b) nuk duhet të kopjojë ne bllok disa paragrafë apo akoma më keq disa faqe nga analiza

të shkruara nga studiues të tjerë; c) nuk duhet të kopjojë përqindje të larta nga studimet e të tjerëve; ç) kur kopjon ndonjë rresht nga studimet e të tjerëve duhet ta referojë dhe citojë burimin origjinal; d) **sa më i qartë të jetë referimi i burimit origjinal aq më mirë është**; konkretisht referimi mund të bëhet në tekst duke vendosur në kllapa mbiemrin e plotë të autorit dhe vitin e publikimit, mirë do të ishte edhe faqet, ose referimi mund të vihet në fusnotë, edhe aty sa më i detajuar aq më mirë; dh) sidomos kur nuk bëhet fjalë për të dhëna numerike, **autori i punimit shkencor duhet të sforcohet sa më shumë që tekstin ta përpunojë vetë**, pa e kopjuar nga të tjerët; e) tezisti duhet ta ketë të qartë se **është më i mirë një tekst "i keq" i shkruar vetë, sesa një tekst "i mirë" i kopjuar nga shkrimi i dikujt** tjetër (mendoj se këtë parim duhet ta ushqejnë edhe udhëheqësit shkencorë).

Në lidhje me të kaluarën, siç e përmenda më sipër[136], mund të vendoset që të ritestohen doktoraturat me plagjiaturë, ku sipas rastit konkret mund të vendoset një kohë e caktuar për të kryer korrigjimet e nevojshme dhe për të bërë ritestimin.

[136] Për më tepër lexo intervistën e plotë në *Mapo,* https://gazetamapo.al/i-papuni-vladimir-kola-tmerri-i-politikaneve-me-plagjiature/

# 2.

# PARIME DHE RREGULLA TË THJESHTA PËR SHKRIMIN E NJË TEKSTI SHKENCOR

Siç mund ta keni parasysh, ka ndryshime nga një fushë studimi në tjetrën, në lidhje me një shkrim shkencor, por gjithsesi, pavarësisht fushës së studimit, mendoj se ka ca parime dhe rregulla të përbashkëta. *Si parim i përgjithshëm, zakonisht, shkrim shkencor do të thotë se ajo që shkruajmë e argumentojmë duke e referuar edhe të burime të tjera*. Për shembull, në këtë kuptim, një roman nuk është një shkrim shkencor, sepse kur shkruhet një roman nuk është se duhet të referohen në tekst apo në fusnotë, shkrime të tjera. Gjithashtu, nëse e keni vënë re, ndryshe nga një shkrim shkencor, në fund të romanit nuk gjendet lista me literaturën e konsultuar. Natyrisht, nuk duhet të keqkuptohemi, sepse zakonisht edhe për të shkruar një roman me vlerë, duhet të kesh lexuar dhe reflektuar shumë. Gjithsesi, **në roman raporti me burimet që mund të kesh lexuar, është ndryshe nga raporti i burimeve me një artikull shkencor apo një libër tjetër**, sepse siç e

thashë në roman burimet nuk duhet të referohen në mënyrë specifike. Gjithashtu, lexuesi e di se në fund të fundit, romani, në **tërësinë** e tij, është **thjesht** fantazi e autorit, pavarësisht faktit se edhe autori i romanit, ka një kontekst të tij, ka një përgatitje intelektuale të tij, etj., të cilat natyrisht ndikojnë te shkrimi i romanit.

Një pozicion të veçantë zënë edhe **manualët (doracakët)**, ku në përgjithësi nuk ka referenca specifike në tekst në kllapa ose në fusnotë, apo citime, por thjesht në fund të kapitullit ose në fund të librit vendoset literatura e konsultuar. Veprohet në këtë mënyrë, sepse në fund të fundit**, në një manual, në tërësinë e tij, nuk pritet që të paraqiten ide origjinale**, duke qenë se është një udhëzues i përgjithshëm mbi një lëndë të caktuar. Prandaj, te doracaku veçantia (origjinaliteti) qëndron te përpunimi i tekstit, por jo te shprehja e ideve, të paktën në tërësinë e tij si libër. Thënë ndryshe, edhe autori i manualit duhet që ta shkruaj vetë tekstin (nëse e kopjon do të kryente plagjiaturë), por idetë që paraqiten në të janë ide që, në tërësinë e tyre, mund t’i gjejmë edhe në manualë të tjerë[137], mbi atë lëndë. Një rast i veçantë, pra përjashtim i përjashtimit, mund të jetë kur dikush, në një doracak, paraqet një interpretim minoritar, ku mund të gjenden ide që ndryshojnë nga interpretimi i shumicës.

[137] Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books, f. 18-19.

Në lidhje me parimet, do të thosha se gjashtë janë parime kryesore për të përgatitur dhe zhvilluar një studim shkencor, ku brenda secilit parim ka rregulla më të detajuara: **1) tema; 2) koha; 3) burimet) 4) udhëheqësi; 5) metoda; 6) shkrimi i tekstit**.

Në lidhje me **temën e studimit**, është rëndësishme të kemi parasysh kohën që kemi në dispozicion për ta zhvilluar dhe së dyti, nuk duhet të jetë një temë shumë e përgjithshme, sepse kur është shumë e përgjithshme është e vështirë për t'u realizuar dhe rezultatet e studimit nuk mund të jenë të thelluara. Për shembull, një studim mbi shumë sëmundje do të ishte shumë i përgjithshëm, kurse një studim mbi një sëmundje të caktuar do të ishte më specifik. Gjithashtu, edhe një studim mbi historinë e Shqipërisë në pesë shekujt e fundit, do të ishte një studim i përgjithshëm, kurse një studim mbi një numër vitesh të caktuara, 1912-1921, apo 1928-1939, apo 1939-1945, etj., do të ishte më specifik.

Në lidhje me **kohën**, natyrisht koha është shumë e rëndësishme, sepse të duhet kohë për të gjetur burimet, pastaj t'i lexosh dhe të përpunosh tekstin[138]. Gjithashtu, pasi ke përpunuar tekstin duhet ta rishikosh dhe ta modifikosh, sepse arrin në reflektime shtesë, apo sepse ta kërkon udhëheqësi, etj. Prandaj, **natyrisht që koha është një faktor shumë i rëndësishëm**. Jo vetëm kaq, por koha të jep mundësi të

[138] Eco, U. (2001). *Come si fa una tesi di laurea. Le materie umanistiche*. Milano: Bompiani, f. 28-32.

thellosh dhe të përpunosh idetë edhe në mënyrë të pavetëdijshme mbi temën apo burimet që ke lexuar, etj. Si rrjedhojë, duke reflektuar, me kalimin e kohës, idetë mbi temën bëhen më të qarta dhe "*if our ideas are clear, the words come as naturally and unconsciously as the air we breathe*"[139] ("nëse idetë tona janë të qarta, fjalët vijnë në mënyrë spontane dhe të pavetëdijshme, si ajri kur marrim frymë").

Ndërsa në lidhje me **burimet**, natyrisht për të shkruar një shkrim shkencor duhet të bazohesh te studime të tjera. Këtu duhet bërë një ndarje mes dokumenteve që duhet t'u referohesh dhe vendit ku ato gjenden. Për u përket dokumenteve, **burimi më i rëndësishëm janë librat dhe artikujt shkencorë** (në rastin e arkivave edhe **dosjet**, në rastin çështjeve ligjore janë edhe kodet, ligjet, traktatet, protokollet, rregulloret, etj.), domethënë nëse dikush nuk është duke bërë ndonjë studim specifik mbi gazetat, në përgjithësi artikujt e gazetave nuk janë një burim i përshtatshëm për të bërë një kërkim shkencor, sepse i trajtojnë çështjet në mënyrë të thjeshtë (bëjnë përjashtim investigimet e veçanta, ka analizohet një çështje në mënyrë të detajuar dhe të thelluar, për shembull një reportazh, apo informacione historike të momentit, etj.). Prandaj, për të shkruar një studim shkencor të mirë, si rregull, duhet të lexosh shumë libra dhe artikuj shkencorë mbi atë temë. Ku gjenden librat dhe artikujt shkencorë? Gjenden kryesisht në **biblioteka,**

[139] Carnegie, Dale. I rishikuar nga Carnegie, Dorothy. (1977) *The Quick and Easy Way to Effective Speaking*. New York: Pocket Books, f. 36.

**në librari dhe në internet**. Ndërsa dosjet gjenden në **arkiva**. Duhet theksuar se për të gjetur librin në bibliotekë, sidomos kur biblioteka ka një numër të madh librash, gjendja e tij arrihet nëpërmjet **katalogut**. Për ata që nuk e dinë, katalogu është si adresa saktë i një libri, domethënë është një **kod unik** që identifikon në mënyrë të qartë vendndodhjen e librit në bibliotekë.

Nëse, në një bibliotekë të madhe, nuk e di katalogun e librit që dëshiron të marrësh, je si një postier që ka një letër në dorë, por pa adresë të saktë. Katalogu i bibliotekave gjendet në sirtarë, i ndarë sipas fushës dhe sipas mbiemrit të autorit. Duhet theksuar se disa biblioteka si Biblioteka Kombëtare e Shqipërisë, katalogun e kanë të vendosur edhe në internet. Konkretisht, katalogu i BKSH-së në internet gjendet në këtë adresë: http://www.bksh.al/Katalogu/library/wwwopac/wwwroot/beginner/index_al.html [140]. Shumë biblioteka, mënyrën e kërkimit në katalogun në internet e kanë të ngjashme me motorët e kërkimit (*Google*, etj.) për të cilët do të flasim në vijim, por BKSH e ka pak ndryshe (të paktën deri në këto momente që po shkruaj, prill 2019), sidomos kur bëhet fjalë për emrin dhe mbiemrin e autorit. Te kërkimi në katalogun e BKSH-së në internet po ndalem së pari te fjala "**titulli**", e cila si fjalë gjendet në krye të faqes majtas. Po të shkruajmë në hapësirën

[140] Siç e thashë më sipër, adresa e sitit si rregull nuk vendoset në tekst, por në këtë rast e vendosa sepse vetë siti është pjesë e analizës, domethënë siti nuk është thjesht burim referimi.

bosh përbri kësaj fjale titullin e një libri, reviste, Tezë Doktorature, etj., sistemi e njeh edhe shkronjën "e" në vend të "ë", domethënë për sistemin është njësoj si të shkruash "Shqiperi" apo "Shqipëri". Gjithashtu, edhe shkronjën "c" e njeh në vend të "ç", domethënë për sistemin është njësoj si të shkruash "cdo" apo "çdo". Pas këtij sqarimi, ndalemi te "**shfaq**" e cila si fjalë gjendet në fund majtas. Te "shfaq" mund të zgjedhim sa libra, revista, etj., duam që të shfaqen në një faqe të vetme. Sistemi i BKSH-së ka vendosur, në mënyrë automatike që të shfaqen deri në 50 rezultate në një faqe të vetme, por mund ta ndryshojmë duke zgjedhur "100, 250 ose 500". Pas "shfaq", ndalemi te "**baza e të dhënave**". Togfjalëshi "baza e të dhënave" ndodhet poshtë majtas dhe aty mund të zgjedhim që të dalin si rezultate "libra", "artikuj", "materiale audiovizuale", "periodikë" (revista), "disertacione" (Teza Doktorature), ose mund të kërkojmë që të dalin të gjitha rezultatet duke zgjedhur "**katalogu i plotë**".

Ndalemi të kërkimi **në bazë të autorit** në katalogun në internet të BKSH-së[141]. Siç e thashë, kërkimi ne këtë katalog ndryshon nga motorët e kërkimit si *Google*, etj. Për ta kuptuar po marrim një shembull: tani sapo kërkova në katalogun në internet të BKSH-së te **autori** – Ismail Kadare – dhe nuk doli asgjë, por po të kërkosh në *Google* – Ismail Kadare – natyrisht që dalin shumë informacione. Në lidhje me *Google* do flas pak

[141] Siç e thashë adresa e katalogut është kjo: http://www.bksh.al/Katalogu/library/wwwopac/wwwroot/beginner/index_al.html

më vonë, por për sa i përket katalogut në internet të BKSH-së, kur duam të kërkojmë në bazë të autorit, te hapësira përkrah "**autori**" duhet të shkruajmë – **mbiemrin e plotë presje emrin e plotë** – kështu që konkretisht duhet të shkruajmë – **Kadare, Ismail** – dhe në këtë mënyrë na dalin rezultatet. Çështjet e tjera "shfaq", "baza e të dhënave" dhe "katalogu i plotë", i shpjegova më parë kur fola për titullin e një libri, reviste, tezë doktorature apo artikulli.

Edhe një tjetër informacion mbi Bibliotekën Kombëtare. Prenotimi i librave për t'i konsultuar, mund të bëhet edhe nga siti http://www.bksh.al/ te "fletëkërkesa elektronike", më pas klikoni "në **format fizik**" nëse jeni duke prenotuar një dokument në format letër, ose klikoni "në **format elektronik**", nëse jeni duke prenotuar një dokument që BKSH-ja e ka në format elektronik dhe e vë në dispozicion për lexuesin në ambientet e saj.

JA SI PARAQITET KATALOGU NË INTERNET I BKSH-së. VINI RE MBIEMRIN E AUTORIT DHE PRESJEN PAS

**Katalogët Online**

**Plotësoni kërkesat më poshtë** | **Tronkimi** | **Lista**

Titulli

Autori — Kadare, Ismail — Lista e autorëve

Autori kolektiv — Lista e organizatave

Kërkimi në tekst

Fjalë kyçe — Lista e subjekteve

Term gjeografik — Lista e subjekteve

Emër personi — Lista e subjekteve

Viti

Numri i vendit

Shfaq 500 tituj në 1 faqe.

Baza e të dhënave — Katalogu i plotë

Fillo kërkimin | Pastro formularin | Ndihmë | Kërkim i avancuar

Të gjitha të drejtat të rezervuara © 2006-2019 Biblioteka Kombëtare e Shqipërisë

PRENOTIMI I LIBRIT NGA INTERNETI NË BKSH

PASI SHTYP "FLETKËRKESA ELEKTRONIKE" TË DEL "NË FORMAT FIZIK" "NË FORMAT ELEKTRONIK". PRENOTIMI DUHET TË BËHET NJË DITË PËRPARA




Edhe Drejtoria e Përgjithshme e Arkivave e ka katalogun në internet në adresën: http://albarchive.gov.al/katalogu-online/

Pas BKSH-së dhe arkivave kalojmë te kërkimi në internet. **Kërkimi në internet** bëhet nëpërmjet motorëve të kërkimit dhe natyrisht më i rëndësishmi është *Google*. Motorët e kërkimit kanë një mekanizëm sipas të cilit, gjejnë në internet titullin e shkrimit dhe tekstin e shkrimit, nëse teksti është futur në internet si tekst i digjitalizuar. Në lidhje me tekstet që njihen nga motorët e kërkimit, si tekste të digjitalizuara, nuk është shumë e thjeshtë për ta kuptuar, por sigurisht një dokument i skanuar në format foto nuk është i digjitalizuar. Të dhënat në internet janë të depozituara në ***server*** të ndryshëm në të gjithë botën, të cilët komunikojnë mes tyre. ***Serveri***, është tip kompjuteri, por më i specializuar dhe më i fuqishëm se një

kompjuter që përdorim në shtëpi, në punë apo në zyrë, mund të rrijë ndezur 24 orë[142] dhe ka hyrje direkte në internet, kurse kompjuterat që nuk janë server, për t'u futur në internet kanë nevojë të hyjnë nëpërmjet serverit. Shërbimin e hyrjes në internet për kompjuterat që nuk janë server e realizojnë *Internet Service Provider (ISP)*[143].

Kompjuterat që përdorën për të ruajtur të dhënat në internet rrinë të ndezur 24 orë, çdo ditë të javës dhe natyrisht kjo gjë, ndryshe nga një bibliotekë apo zyrë informacioni te një institucion i caktuar, të mundëson gjetjen e informacionit pavarësisht orarit apo ditës kur e kërkon[144]. ***Motorët e kërkimit, në një farë mënyre janë si sirtarët ku gjendet katalogu i bibliotekës***, domethënë ku ti orientohesh dhe gjen se ku ndodhet në bibliotekë një libër, apo një revistë, etj. Thënë ndryshe, nëpërmjet kërkimit, motorët si *Google*, *Bing*, etj., të orientojnë se në një sit gjendet i depozituar një informacion që je duke kërkuar. Natyrisht, unë po e thjeshtësoj, sepse duke qenë se gjithnjë e më shumë shtohet informacioni që depozitohet në server të ndryshëm në të gjithë botën, nuk është e lehtë të gjesh tamam informacionin që po kërkon, sepse: a) mund të dalin shumë rezultate nga kërkimi; b) mund të ketë

[142]https://www.webopedia.com/DidYouKnow/Hardware_Software/difference_between_server_and_desktop.html
[143]Amanda, D. (2015). *Internet Research With Google*, f. 9. https://www.scribd.com/document/332412225/Amanda-Deason-Internet-Research-With-Google-2015
[144] Schneider G. Evans J. Pinard K. T. (2010). *The Internet – Illustrated.* Cengage Learning, f. 4.

ngjashmëri fjalësh në gjuhë të ndryshme, për shembull po të kërkosh - materiale ndërtimi - edhe në italisht ekziston fjala materiale dhe shkruhet njësoj si në shqip; c) **duhet të dish ca rregulla kërkimi për të përmirësuar rezultatet në motorët e kërkimit**; ç) për të pasur rezultate më specifike, duhet të përdorësh kërkimin e avancuar; d) jo çdo informacion që gjendet në një sit, gjendet nga motorët e kërkimit.

Ndalemi më gjerësisht te tri pikat e fundit. Në lidhje me **rregullat e kërkimit në motorët e kërkimit**, duhet të kemi parasysh se kur kërkojmë dy apo më shumë fjalë, nëse i shkruajmë thjesht ashtu siç bëhet zakonisht, domethënë për shembull nëse kërkojmë në *Google* – partitë politike shqiptare– motori *Google* gjen faqe apo dokumente digjitale në internet: 1) ku ndodhet të paktën njëra nga këto tri fjalë; 2) ku ndodhen dy nga tri fjalët; 3) ku ndodhen të tri fjalët pavarësisht rendit të tyre. E them këtë gjë sepse kam përshtypjen se shumë njerëz mendojnë se thjesht duke shkruar dy apo më shumë fjalë, motori do t'u gjëje rezultate ekzaktësisht siç i kanë shkruar, por faktikisht kjo gjë nuk ndodh nëse fjalët nuk i vendos në thonjëza. Pra, **në një motor kërkimi si *Google*, që të kesh rezultate ekzakte dhe me rendin që i ke shkruar, duhet që fjalët t'i vendosësh në thonjëza**[145]. Për t'u kthyer te shembulli i mëparshëm, nëse tri fjalët i vëmë në thonjëza **"partitë politike shqiptare"** atëherë motorët e kërkimit si

---

[145] Amanda, D. (2015). *Internet Research with Google*, f. 22-23. https://www.scribd.com/document/332412225/Amanda-Deason-Internet-Research-With-Google-2015

*Google*, *Bing*, etj., do na nxjerrin vetëm kërkime me dokumentet ku gjenden të tri fjalët dhe me rendin që i kemi vendosur ne. Prandaj, **kërkimi me thonjëza është rregull shumë i rëndësishëm**, i cili duhet pasur gjithmonë parasysh kur jemi duke kërkuar informacione në internet nga një motor kërkimi. Një rregull tjetër që duhet ta kemi parasysh është se kur shkruajmë **–filetype:–** identifikojmë tipin e *file* që po kërkojmë, domethënë nëse shkruan **"partitë politike shqiptare" filetype:PDF** *Google* nxjerr rezultate vetëm dokumente në PDF. Po e vë theksin te .PDF, sepse zakonisht shumica e dokumenteve elektronike, me karakter shkencor, gjenden në formatin .PDF, por gjithsesi mund të jenë edhe në formate të tjera.

Shohim tani **kërkimin e avancuar në motorin e kërkimit *Google***. Po të shkoni te **https://www.Google.com/advanced_search** aty gjeni mundësi të avancuara për të bërë një kërkim për të gjetur informacione më te detajuara, duke zgjedhur të përfshini të gjitha fjalët, ose vetëm **fjalët ekzakte**, ose të përjashtoni disa fjalë, etj. Gjithashtu, mund të përzgjidhni **gjuhën** e dokumenteve që po kërkoni, **shtetin** ku janë publikuar, **kohën** kur janë vendosur në internet (24 orët e fundit, javën e fundit, muajin e fundit, vitin e fundit), **formatin** e tekstit të dokumentit (.PDF, .doc, .ppt), etj.

## JA SI PARAQITET *GOOGLE ADVANCED SEARCH*

Advanced Search

Find pages with...

all these words:

this exact word or phrase:

any of these words:

none of these words:

numbers ranging from: to

Then narrow your results by...

language: any language

region: any region

last update: anytime

site or domain:

terms appearing: anywhere in the page

SafeSearch: Show most relevant results

file type: any format

usage rights: not filtered by licence

Gjithmonë, në *Google* dua t'ju këshilloj këtë adresë https://www.Google.com/preferences?hl=en-AL ku ndër të tjera te "***Results per page***" mund të zgjidhni që kur bëni një kërkim, të dalin 10, 20, 30, 40, 50 ose 100 rezultate në një faqe. Gjithashtu, kur nisni një kërkim në *Google* do ju këshilloja të keni parasysh edhe ***tools*** (sipër pak nga e djathta) aty mund të zgjidhni kohën e futjes në internet të dokumenteve që po kërkoni. Gjithsesi, siç e thashë **jo të gjitha informacionet që janë në internet gjenden nëpërmjet motorit të kërkimit**, sepse ndoshta siti nuk i ka lidhur me motorët e kërkimit, ose dalin shumë rezultate te kërkimi dhe si pasojë mund të jetë e

vështirë të gjejmë dokumentin që po kërkojmë. Prandaj, ndonjëherë mund të jetë më mirë që të kërkojmë direkt në sit, kur paraprakisht dimë ndonjë sit të caktuar, ku ka informacione apo dokumente për çështjen që duam të studiojmë, etj.

Një lidhje me internetin bëhet shumë herë pyetja: **sa i besueshëm është informacioni që gjej në internet**? Unë kam lexuar përgjigje nga më të ndryshmet në lidhje me këtë pyetje, por përgjigjja ime është kjo: **ballafaqoni shumë burime (site, dokumente)** dhe nëse keni njohuri të gjuhëve të huaja, ballafaqimin bënie në shumë gjuhë, sepse kjo është mënyra më e mirë për të kuptuar "vërtetësinë" e një informacioni që gjejmë në internet. Gjithsesi, duhet thënë se mund të bëhet një ndarje mes siteve me dry dhe siteve pa dry. Natyrisht, **sitet me dry kanë siguri më lartë**, sepse kanë nevojë për një certifikatë sigurie[146], por kjo nuk të thotë se një informacion që gjendet në site të tilla është automatikisht "i saktë". Dryni gjendet në krye të faqes së sitit, majtas, domethënë afër hapësirës ku fillojmë të shkruajmë një adresë siti. Për më tepër kërkoni në anglisht në internet *SSL Certificates*. Nga ana tjetër, as nuk do të thotë se sitet që nuk kanë drynin sipër majtas nuk kanë informacione të "sakta". Thjesht, dryni është tregues i nivelit te sigurisë së sitit.

Pas temës, kohës dhe burimeve vijmë te **udhëheqësi**. Natyrisht, udhëheqësi është një hallkë e pranishme kur je duke përgatitur një studim nën drejtimin e dikujt tjetër. Thënë

[146] https://www.verisign.com/en_US/website-presence/online/ssl-certificates/index.xhtml

ndryshe, nëse je duke pagatitur një studim në mënyrë autonome çështja e udhëheqësit nuk të intereson. Mirëpo, nëse je nën udhëheqjen e dikujt tjetër, natyrisht që udhëheqësi ka një rol të rëndësishëm për sugjerimet, për vërejtjet dhe gjykimin përfundimtar, etj. Prandaj, është normale se duhet pasur parasysh edhe ky aspekt, kur duhet të kryesh një punim shkencor.

Vijmë tani te **metoda e studimit** e cila natyrisht është e lidhur edhe me udhëheqësin. Metodë studimi do të thotë mënyra se si e ndërton dhe zhvillon një studim. Siç mund ta imagjinoni, natyrisht ka metoda të ndryshme studimi, në varësi të fushës dhe "pikëvështrimit" të studiuesit. Gjithsesi, mund të themi se: 1) metoda mund të jetë teorike ose eksperimentale, ose njëkohësisht teorike dhe eksperimentale; 2) si rregull metoda teorike është deduktive, kurse metoda eksperimentale është induktive (në lidhje me fjalët *deduktive* dhe *induktive* kërkoni në internet);  3) pavarësisht fushës së studimit, sa më shumë lexon mbi atë temë aq më i mirë del studimi; 4) kur je nën udhëheqjen e dikujt është detyrë edhe e udhëheqësit t'i udhëzojë ata që janë nën drejtimin e tij, edhe në lidhje me metodën e studimit; 5) mund edhe të informohesh në internet në anglisht duke kërkuar në ***Google*, *Bing*, etj., "research methods" filetype:PDF** dhe nëse dëshiron shtoje në anglisht edhe fushën që të intereson[147].

[147] Për shembull, në adresën e mëposhtme gjendet një dokument në anglisht mbi metodat e kërkimit:

Kalojmë te pika e fundit domethënë te **shkrimi**. Besoj së të gjithë e kemi parasysh ndarjen e një shkrimi në kapituj apo edhe në nënkapituj, sepse kjo gjë bie direkt në syrin e lexuesit, por *kam përshtypjen se jo shumë njerëz janë të familjarizuar me* **paragrafin**, *edhe pse faktikisht paragrafi përbën një ndarje shumë të rëndësishme*. Paragrafi është ndarje e një kapitulli, ose e një nënkapitulli, ose e një artikulli, etj. Ndarja në paragrafë bëhet për shumë arsye, por ndër dy kryesoret janë: 1) ndarja e arsyetimit në shumë pjesë; 2) është më pak i bezdisshëm të lexohet një shkrim që është i ndarë në shumë paragrafë. Dikush mund ta konsiderojë këtë çështje si të parëndësishme duke thënë se kjo gjë kuptohet lehtësisht, por mua më ka qëlluar që të lexoj edhe teza doktorature, ku kishte faqe të tëra pa ndarje në paragrafë dhe natyrisht kjo gjë e bën leximin e tekstit shumë të bezdisshëm.

Pas paragrafit shohim **evidentimin e tekstit**. Kur jemi duke shkruar një studim, një fjalë apo një fjali të tekstit mund ta konsiderojmë si më të rëndësishme se pjesa e tjetër dhe kjo gjë mund të vihet në dukje nëpërmjet evidentimit (veçimit, dallimit). Evidentimi i tekstit mund të bëhet në shumë mënyra, domethënë nëpërmjet: 1) **trashjes së tekstit (me dy taste shtyp Ctrl+b)**; 2) zmadhimit të tekstit; 3) zvogëlimit të tekstit (për një citim të gjatë, për një fusnotë, etj.); 4) VENDOSJES SË TEKSTIT NË SHKRONJA TË MËDHA; 5) nënvizimit të

---

https://www.unrwa.org/sites/default/files/introduction-to-research-and-research-methods.pdf

tekstit (me dy taste shtyp Ctrl+u); 6) *vendosjes në shkrim të pjerrët (kursiv, me dy taste shtyp Ctrl+i)*, etj. Në lidhje me evidentimin me shkronja të mëdha duhet të kemi parasysh se në ditët e sotme kjo metodë nuk është shumë e përdorur, ndërsa në lidhje me shkrimin e pjerrët (kursiv), ky shkrim përdoret edhe për fjalë të huaja, për titujt e librave[148] etj. Pra, nëse në tekst përdor një fjalë të huaj, e dalloj me vendosjen e saj në shkrim të pjerrët. Gjithashtu, edhe titullin e librit e dalloj me shkrim të pjerrët, etj. (titujt e librave dhe të artikujve i gjejmë ndonjëherë të veçuar edhe në thonjëza). Në lidhje me citimin fjalë për fjalë, nga një tekst apo nga një fjalim, siç e thamë edhe në faqet e mëparshme, **citimi bëhet duke vendosur** "**thonjëzat në fillim dhe në fund të citimit**" (bën përjashtim një citim i gjatë me më shumë se 40 fjalë, për këtë gjë kam folur më përpara). Nëse citimin e merr nga një burim dytësor, në studimin tënd citon burimin e parë origjinal dhe burimin e dytë nga ku e merr si citim[149], sepse në këtë rast ti nuk e konsultuar burimin e parë origjinal (kjo gjë mund të ndodhë për shembull, sepse nuk arrin të gjesh vetë burimin origjinal).

Një pikë tjetër te shkrimi, që duhet ta kemi parasysh është se **ndarja e kapitujve,** kur jemi duke shkruar në programe si *word*, duhet të bëhet patjetër me ***page break***. Për të kuptuar këtë gjë, duhet të kemi parasysh se, *nëse e nisim një*

---

[148] Titullin e një artikulli, libri, studimi, etj., mund ta gjejmë edhe në thonjëza dhe jo në shkrim të pjerrët.

[149] Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books, f.15.

*kapitull të ri thjesht duke shkuar në fillim të faqes së parë me tastin **enter***, mund të ndodhë që pastaj fillimi i kapitullit të mos gjendet ne fillim të një faqeje të re, por të gjendet në mes apo në fund të faqes. Pse mund të ndodhë një gjë e tillë? Mund të ndodhë, sepse pasi ke shkruar kapitullin e parë, duke shkruar kapitullin e dytë, apo të tretë, bën ndryshimin e tekstit në kapitullin e parë dhe si pasojë hapësira e kapitullit ndryshon. Prandaj, për të shmangur që faqja e kapitullit pasardhës të gjendet në mes apo në fund të faqes, etj., duhet ta bëjmë ndarjen me ***page break*** (sipër shkoni në të majtë te *insert* pastaj përsëri në të majtë klikoni te *page break*, sipas versionit *word* 2013, ose me dy taste ***Ctrl+enter***). Në këtë mënyrë, edhe nëse bëjmë ndryshime në tekstin e kapitullit të mëparshëm, teksti i faqes së parë të kapitullit vijues do të gjendet gjithsesi në fillim të faqes, sepse *page break* e ndan atë faqe nga faqet e tjera.

Në lidhje me **vendosjen e fusnotave**, siç e kemi thënë, të paktën nga *word* (2013) gjendet duke shkuar sipër në qendër te *references*, pastaj majtas klikoni te *insert footnote*. Ndërsa numri faqeve, tabelat, grafikët, ndonjë simbol ose shkronjë e veçantë, etj., gjenden duke shkuar te *insert*, pastaj për të futur **numrin e faqeve** shkoni në qendër djathtas te *page number*, shtypni *top* për ta vendosur në krye dhe *bottom* për ta vendosur në fund të faqes. Për të vendosur tabelën shkoni sipër majtas te *insert* pastaj majtas *table*, kurse për futur një grafik shkoni në qendër majtas te *chart* dhe për të futur ndonjë simbol apo shkojnë të veçantë shkoni te *symbol* djathtas. Meqenëse në

tastierë nuk ekzistojnë shkronja ë dhe ç, te *symbols* mund të bëni edhe një **kombinim mes dy tasteve për shkronjat ë dhe ç**, për shembull unë për shkronjën ç kam kombinuar Alt+c. Për të bërë kombinimin shkoni te *insert*, pastaj *symbol*, pastaj *more symbols*, pastaj zgjidhni shkronjën që doni ta kombinoni me dy taste, pastaj *shortcut key* pastaj te hapësira *press new short cut key* zgjidhni kombinimin mes dy tasteve (për shembull Alt+c për shkronjën ç) dhe në fund shko te *assign*.

**VENDOSJA E SIMBOLEVE TE VEÇANTA DUKE BËRË KOMBINIMIN ME DY TASTE** [veprimet që duhet të bëni: *insert*, *symbol*, *more symbols*, zgjidh simbolin (në këtë rast kam zgjedhur ç), *shortcut key*, te *press new short cut key* vendos kombinimin, pastaj *assign*]



Në fund desha t'ju flas pak për ***paragraph***. Mund ta gjeni duke shkuar sipër majtas te *design*, pastaj djathtas te *paragraph spacing*, pastaj poshtë klikoni te *custom paragraph spacing,* **ose më thjesht me maus klikoni mausin në anën e djathtë, pastaj *paragraph***. Nëse ***paragraph*** nuk e keni studiuar më parë, **ju këshilloj ta studioni me shumë kujdes**, sepse është shumë i rëndësishëm kur shkruani, duke qenë se siç e thashë më parë konkretisht shkrimi është i ndarë në paragrafë dhe ndarja në paragrafë bëhet thjesht me tastin ***enter***. Këtu dua të sqaroj se ka një gabim në opinionin e shumë njerëzve në lidhje me tastin *enter*, **sepse mendojnë se *enter* përdoret për të krijuar një rresht të ri,** *por në të vërtetë për të krijuar një rresht të ri përdoret tasti **tab***, i cili gjendet në tastierë sipër majtas afër shkronjës **q** (nëse ke paqartësi në *Google* shkruaj *tab key* dhe shko te *images*). Ndërsa tasti *enter*, siç e thashë përdoret për krijuar një paragraf të ri. Te ***paragraph*** ndalemi ***indents and spacing*** shohim ***alignment,*** mund të zgjidhni që shkojë me majtas, djathtas, në qendër ose ekzakt (*justified*). Po ndalem te ***justified*** për të thënë se e quajta ekzakt në shqip, sepse e paraqet tekstin në mënyrë ekzakte, nga të dyja anët, pa lënë hapësirë bosh anash. Gjithsesi, për titujt e kapitujve, etj., mirë është që të përdoret ***centered***, sepse e vendos tekstin në qendër.

Te ***paragraph*** ndalemi edhe te ***indentation*** ku mund të vendosni të shkurtoni gjatësinë e rreshtave, në të majtë dhe të djathtë, ose vetëm në njërën anë dhe ndërkohë poshtë te ***preview*** ju këshilloj të shihni ndryshimet që po ndodhin. Po jap një shembull konkret

të shkurtimit të gjatësisë së paragrafëve duke e ngushtuar këtë paragraf. Siç e kemi thënë, ngushtimi i gjatësisë së rreshtave, për shembull përdoret për një citim më të gjatë se 40 fjalë (edhe madhësia e shkronjave duhet të jetë me dy numra më e vogël), për ta dalluar nga rreshtat e tjerë. Tani po bëj ngushtimin e rreshtave të këtij paragrafi: 1) zgjedh gjithë tekstin e paragrafit; 2) shtyp mausin djathtas; 3) shtyp te *paragraph*; 4) te *indentation* te *left* zgjedh 0.3 dhe te *right* zgjedh 0.3 (ndërkohë shoh ndryshimet paraprakisht te *preview*); 5) shtyp ok.

Gjithnjë te ***paragraph*** ndalemi te ***spacing*** dhe ***line spacing***. *Spacing* është për të caktuar hapësirën mes paragrafëve dhe *line spacing* është për të caktuar hapësirën mes rreshtave (zakonisht mes rreshtave përdoret hapësira 1.5, por varet nga lloji i shkrimit, formati i faqes, etj.). Edhe në këtë rast, ju këshilloj te *preview* të shihini paraprakisht ndryshimet.

## JA SI PARAQITET *PARAGRAPH* NË WORD

***ALIGNMENT*** do të thotë vendosja e tekstit të rreshtave: ekzakt (*justified*), majtas (*left*), (right), qendror (*center*). ***INDENTATION*** të jep mundësinë të zvogëlosh gjatësinë e rreshtave në njërën anë (*left*, *right*), ose në të dyja anët. ***SPACING*** të jep mundësi për vendosur hapësirë mes paragrafëve. ***LINE SPACING*** të jep mundësi të vendosësh hapësirën mes rreshtave. ***PREVIEW*** të jep mund mundësinë të shohësh paraprakisht ndryshimet që po bën.




Katër sugjerime të fundit mbi shkrimin. I pari ka të bëjë me kombinimin e tasteve **Ctrl+f** dhe i dyti ka të bëjë me shënimet në dokumentet PDF. Kombinimi **Ctrl+f** të jep mundësi që të kërkosh në tekst, një fjalë apo një grup fjalësh. Mund të jetë i nevojshëm si mekanizëm kur duan të gjejmë shpejt diçka në tekst, pa pasur nevojë që të lexojmë gjithë tekstin e një dokumenti digjital. Ndërsa në lidhje me **shënimet**

(***comment***) **në dokumentet PDF**, natyrisht që janë të rëndësishme, sepse kjo gjë të lehtëson punën pasi e ke lexuar tekstin një herë, domethënë kur e rishikon tekstin, nëse ke vendosur shënime, shkon direkt te *comment* (sipër djathtas), për të parë pjesët që i ke nënvizuar, sepse i ke konsideruar si pjesët më të rëndësishme.

Sugjerimi i tretë ka të bëjë me një program drejtshkrimi për gjuhën shqipe, i cili quhet A2. **Programi i drejtshkrimit A2 mund të integrohet falas në paketat "Microsoft Office"**, pasi ta shkarkoni nga kjo adresë https://www.rcs.al/knowledgebase/1/article/1/programi-per-drejtshkrim-as-20. Sugjerimi i fundit, kur jeni duke shkruar verifikoni te ***properties* të dhënat e dokumentit**. Nuk e them pa arsye këtë gjë, sepse duke kontrolluar më ka qëlluar që në dokumente PDF të gjej autor një person tjetër. Pra, ta zëmë se te *properties* e dokumentit tënd del emri dhe mbiemri i dikujt tjetër. Motivet së përse del mund të jenë të ndryshme (emri i kompjuterit ku ke qenë duke shkruar dokumentin, etj.), por gjithsesi është tregues i keq kur në dokumentin tënd, te ***properties*** del emri i dikujt tjetër.

## *PORPERTIES* E DOKUMNETIT NË WORD

**Vini re**: *details, title, authors*, datën krijimit (*content created*) datën e fundit të modifikimit (*date last saved*).



## *PORPERTIES* E DOKUMNETIT NË PDF

**Vini re**: ***description***, *title*, *authors*, datën krijimit (*created*) datën e fundit të modifikimit (*modified*).

Document Properties

Description | Security | Fonts | Custom | Advanced

Description

| | |
|---|---|
| File: | VLADIMIR KOLA HYRJE PLAGJIATURA |
| Title: | Hyrje plagjiatura |
| Author: | Valdimir Kola |
| Subject: | plagjiature, e drejta e autorit, rregullat e shkrimit |
| Keywords: | |
| Created: | 20-Apr-19 9:21:56 PM |
| Modified: | 20-Apr-19 9:24:20 PM |
| Application: | PScript5.dll Version 5.2.2 |

Advanced

| | | | |
|---|---|---|---|
| PDF Producer: | Acrobat Distiller 10.0.0 (Windows) | | |
| PDF Version: | 1.5 (Acrobat 6.x) | | |
| Location: | C:\Users\User\Documents\ | | |
| File Size: | 676.64 KB (692,880 Bytes) | | |
| Page Size: | 8.50 x 11.00 in | Number of Pages: | 55 |
| Tagged PDF: | No | Fast Web View: | No |

OK | Cancel

# 3.

# ANALIZA DHE SHEMBUJ KONKRETË ME PLAGJIATURË

Në këtë pjesë, gjeni analizat e rasteve konkrete me plagjiaturë dhe krahasime tekstesh të kopjuara.

Ju këshilloj të lexoni me kujdes zbulimet me analizat. Gjithashtu, ju këshilloj të lexoni me shumë kujdes **analizat në retrospektivë**, të cilat i kam shtuar, duke rishikuar dhe vënë në dukje shkeljet kryesore, në lidhje me çfarë kam thënë në pjesën e parë të këtij studimi mbi plagjiaturën. Pra, të gjitha analizat në retrospektivë janë shtuar në këtë libër, kurse në lidhje me analizat e gjata lexoni shënimet që kam vënë në fusnotë për çdo analizë.

Siç mund ta kuptoni, zbulimi i plagjiaturave, analizat, krahasimi i tekstit dhe analizat në retrospektivë përbëjnë origjinalitet në këtë studim, kurse **tekstet e ballafaquara, *në vetvete*, nuk përbëjnë origjinalitet në këtë studim**, por janë thjesht shembuj për të treguar kopjimin e tekstit. Si rrjedhojë, origjinaliteti i teksteve të ballafaquara u përket autorëve origjinalë.

*Plagjiatura e Tezës së Doktoraturës e mbrojtur në vitin 2015, pranë Fakultetit të Ekonomisë, "Universiteti i Tiranës", me titull* ***"Regjimi i shënjestrimit të inflacionit: një propozim për Shqipërinë"****.*

*Pas shumë ore kërkimi ne internet, kam zbuluar se disa paragrafë te Tezës së Doktoraturës në fjalë janë kopjuar, pa referuar, cituar apo listuar te literatura e konsultuar, burimin origjinal.*

*Gjithashtu, janë kopjuar edhe dy faqe e gjysmë në vazhdimin, pa referuar specifikisht burimin origjinal. Tezën e plotë e gjeni në internet te siti i Universitetit të Tiranës (Doktoratura).*

*Me ketë rast përfitoj të falënderoj zotin Taulant Muka, i cili ishte i pari që e vuri në dukje problemin e plagjiaturës në Shqipëri dhe na nxiti edhe ne të tjerëve që të kërkojmë në internet për ketë çështje.*

*Nga kjo analizë rezulton se kopjimi më i madh në Tezë është bërë prej artikullit* ***"From monetary targeting to inflation targeting: lessons from the industrialized countries",*** *me autor Frederic S. Mishkin, i vitit 2000, prej të cilit janë kopjuar dy faqe e gjysmë te Tezës në vazhdim. Konkretisht, faqet 21-24 të Tezës korrespondojnë me faqet 11-13 të artikullit të Meshkin. Burimi origjinal, në Tezë është listuar te literatura e konsultuar, por nuk është referuar në tekst në kllapa apo në fusnotë, as nuk është cituar.*

*Artikullin origjinal në anglisht e gjeni në internet në këtë adresë:*
*https://pdfs.semanticscholar.org/14cc/3e358ebc297698dfbb8737fadd89d3b24e78.pdf*

*Paragrafë të tjerë janë kopjuar nga artikulli* ***"Should inflation targeting be abandoned in favour of nominal income targeting?"****, me autorë Stan du Plessis dhe Malan Rietveld, i vitit 2013. Në këtë rast burimi origjinal nuk është referuar (në tekst në kllapa apo në fusnotë), cituar apo listuar te literatura e konsultuar.*

*https://www.ekon.sun.ac.za/wpapers/2013/wp122013/wp-12-2013.pdf*

*Gjithashtu, në Tezë ka kopjime edhe nga artikulli:*
***"Inflation Targeting: Holding the Line", Sarwat Jahan.***
*As në këtë rast burimi origjinal nuk është referuar (në tekst në kllapa apo në fusnotë), cituar apo listuar te literatura e konsultuar.*
*https://www.imf.org/external/pubs/ft/fandd/basics/target.htm*[150]

*Faqet 77-82 të Tezës në fjalë janë kopjuar nga studimi "**A Simple DGE Model for Inflation Targeting**", 2007, me autorë Jaromir Benes, Marta Castello Branco dhe David Vavra.*
*Burimi origjinal nuk është referuar në mënyrë specifike në tekst në kllapa apo në fusnotë, as nuk është cituar, por thjesht është listuar në fund të literatura e konsultuar.*
*Studimi origjinal gjendet në këtë adresë:*
*https://www.imf.org/~/media/Websites/IMF/imported-full-text-pdf/external/pubs/ft/wp/2007/_wp07197.ashx* [151]

**Analizë në retrospektivë. Shkeljet kryesore: kopjim pa referim specifik të burimit origjinal dhe kopjim me faqe në bllok të analizave të studiuesve të tjerë. Te kopjimi pa referim, mungon njohja e burimit origjinal dhe te kopjimi në bllok, për pjesën e kopjuar, mungon edhe origjinaliteti i shkrimit.**

Në vijim po vendos krahasimin e teksteve të kopjuara:

[150] Ky zbulim dhe kjo analizë (teksti i analizës ka ca ndryshime me tekstin e analizës origjinale), janë publikuar në faqen *Facebook* të Taulant Mukës më 10 dhjetor 2018.
[151] Zbulimi dhe analiza për faqet 77-82 të Tezës janë publikuar në profilim tim në *Facebook* më 4 prill 2019.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "Regjimi i shënjestrimit të inflacionit: një propozim për Shqipërinë", 2015, f. 22.**

Ashtu si regjimi i shënjestrimit monetar të Gjermanisë, regjimi i shënjestrimit të inflacionit i Zelandës së Re kishte një shkallë të drejtë fleksibiliteti. Së pari, intervali i shënjestruar për normën e inflacionit u zvogëlua gradualisht deri në arritjen e qëllimit afatgjatë të stabilitetit të çmimeve. Siç tregoi edhe Svensson (1997), një lëvizje graduale e objektivit të inflacionit drejt vlerës afatgjatë, qëllimi i stabilitetit të çmimeve, tregon se luhatjet e prodhimit janë një shqetësim (në funksionin e objektivit) i politikës monetare. Së dyti, Rezerve Bank theksoi se vlera e poshtme e intervalit duhet të jetë si një vlerë dysheme e detyrueshme, duke treguar se ajo kujdesej si për luhatjet e prodhimit ashtu edhe për inflacionin. Si pasojë e këtij detyrimi, Rezerve Bank në shtator të 1991 ndoqi një politikë monetare zgjeruese duke lehtësuar kushtet monetare në mënyrë që të parandalonte rënien e normës së inflacionit nën vlerën minimale të intervalit.

**F. 78-79.**

Nga njëra anë, ekonomitë në tranzicion zakonisht kanë ndryshime strukturore të mëdha që janë të vështira për tu modeluar dhe që duke marrë parasysh edhe mungesën e statistikave (të dhënave) të besueshme komplikojnë ndikimin e ndërsjelltë të të dhënave dhe zvogëlojnë mundësinë për të kuptuar të ardhmen. Gjatë një ndryshimi strukturor është e vështirë të dallohen sinjalet e një cikli ekonomik nga sinjalet e lëvizjeve permanente afatgjata si p.sh: procesi i rritjes së produktivitetit që është i nevojshëm për një përgjigje të përshtatshme të politikës monetare. Nga ana tjetër bankat qendrore të vendeve në tranzicion (në zhvillim) që zbatojnë shënjestrimin e inflacionit nuk janë shumë të mësuara me modelimin dhe përdorimin e modeleve dhe kanë 79 mungesa përsa i përket njohurive të nevojshme, strukturës organizative dhe proceseve (Coats et al 2003).



**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: CITIM NGA: "From monetary targeting to inflation targeting: lessons from the industrialized countries", 2000, f. 11.**

Like Germany's monetary targeting regime, New Zealand's inflation targeting regime had a fair degree of flexibility built in. First, as we have seen above, the target range was lowered gradually to the long-run price stability goal. As Svensson (1997) had shown, a gradual movement of the inflation target toward the long-run, price stability goal indicates that output fluctuations are a concern (in the objective function) of monetary policy. Second, the Reserve Bank emphasized that the floor of the range should be as binding a commitment as the floor, indicating that it cared about output fluctuations as well as inflation. As a result it acted to ease monetary policy as early as September 1991 in order to prevent inflation from falling below the target range.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: CITIM NGA: "A Simple DGE Model for Inflation Targeting", 2007, f. 9.**

On the one hand, emerging market economies typically are undergoing large structural changes that are difficult to model and that (together with a general lack of reliable data) complicate data inference, while reducing its potential for understanding of the future. During a structural change, it is difficult to distinguish signs of an economic cycle from those of permanent long-term shifts, such as a productivity catch-up process, which is necessary for an adequate monetary policy response. On the other hand, the emerging market central banks starting out on the IT road are typically new to modeling and to using models for policy inference, lacking many of the required skills, organizational structure, and processes (Coats and others, 2003).

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "Regjimi i shënjestrimit të inflacionit: një propozim për Shqipërinë", 2015, f. 22.**

Ashtu si regjimi i shënjestrimit monetar të Gjermanisë, regjimi i shënjestrimit të inflacionit i Zelandës së Re kishte një shkallë të drejtë fleksibiliteti. Së pari, intervali i shënjestruar për normën e inflacionit u zvogëlua gradualisht deri në arritjen e qëllimit afatgjatë të stabilitetit të çmimeve. Siç tregoi edhe Svensson (1997), një lëvizje graduale e objektivit të inflacionit drejt vlerës afatgjatë, qëllimi i stabilitetit të çmimeve, tregon se luhatjet e prodhimit janë një shqetësim (në funksionin e objektivit) i politikës monetare. Së dyti, Rezerve Bank theksoi se vlera e poshtme e intervalit duhet të jetë si një vlerë dysheme e detyrueshme, duke treguar se ajo kujdesej si për luhatjet e prodhimit ashtu edhe për inflacionin. Si pasojë e këtij detyrimi, Rezerve Bank në shtator të 1991 ndoqi një politikë monetare zgjeruese duke lehtësuar kushtet monetare në mënyrë që të parandalonte rënien e normës së inflacionit nën vlerën minimale të intervalit.

**F. 78-79.**

Nga njëra anë, ekonomitë në tranzicion zakonisht kanë ndryshime strukturore të mëdha që janë të vështira për tu modeluar dhe që duke marrë parasysh edhe mungesën e statistikave (të dhënave) të besueshme komplikojnë ndikimin e ndërsjelltë të të dhënave dhe zvogëlojnë mundësinë për të kuptuar të ardhmen. Gjatë një ndryshimi strukturor është e vështirë të dallohen sinjalet e një cikli ekonomik nga sinjalet e lëvizjeve permanente afatgjata si p.sh: procesi i rritjes së produktivitetit që është i nevojshëm për një përgjigje të përshtatshme të politikës monetare. Nga ana tjetër bankat qendrore të vendeve në tranzicion (në zhvillim) që zbatojnë shënjestrimin e inflacionit nuk janë shumë të mësuara me modelimin dhe përdorimin e modeleve dhe kanë 79 mungesa përsa i përket njohurive të nevojshme, strukturës organizative dhe proceseve (Coats et al 2003).

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: CITIM NGA: "From monetary targeting to inflation targeting: lessons from the industrialized countries", 2000, f. 11.**

Like Germany's monetary targeting regime, New Zealand's inflation targeting regime had a fair degree of flexibility built in. First, as we have seen above, the target range was lowered gradually to the long-run price stability goal. As Svensson (1997) had shown, a gradual movement of the inflation target toward the long-run, price stability goal indicates that output fluctuations are a concern (in the objective function) of monetary policy. Second, the Reserve Bank emphasized that the floor of the range should be as binding a commitment as the floor, indicating that it cared about output fluctuations as well as inflation. As a result it acted to ease monetary policy as early as September 1991 in order to prevent inflation from falling below the target range.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: CITIM NGA: "A Simple DGE Model for Inflation Targeting", 2007, f. 9.**

On the one hand, emerging market economies typically are undergoing large structural changes that are difficult to model and that (together with a general lack of reliable data) complicate data inference, while reducing its potential for understanding of the future. During a structural change, it is difficult to distinguish signs of an economic cycle from those of permanent long-term shifts, such as a productivity catch-up process, which is necessary for an adequate monetary policy response. On the other hand, the emerging market central banks starting out on the IT road are typically new to modeling and to using models for policy inference, lacking many of the required skills, organizational structure, and processes (Coats and others, 2003).

*Taulant Muka (ideja dhe sugjerimi) dhe Vladimir Kola (kërkimi, zbulimi konkret, analiza dhe krahasimi i tekstit).*

*Pas disa ore kërkimi në internet, kemi zbuluar plagjiaturën e Tezës së Doktoraturës me titull* ***"Analiza e sistemit të sigurimeve shoqërore në këndvështrimin ekonomik dhe Juridik"****, pranë fakultetit të Ekonomisë, Universiteti i Tiranës, e mbrojtur në vitin 2015.*

*Tezën e plotë e gjeni në internet te siti i Universitetit të Tiranës, Doktoratura.*

*Plagjiatura e Tezës në fjalë është bërë duke kopjuar pothuajse tërësisht dy kapituj nga libri* ***"European Welfare States: Comparative Perspectives"*** *me autor Mel Cousins, shtëpia botuese SAGE Publications, viti i publikimit 2005.*

*Këtë libër mund ta konsultoni pjesërisht edhe në Google:*

*https://books.Google.al/books?id=S_Vt62_aYX8C&printsec=frontcover&dq=EUROPEAN+WELFARE+STATES+COMPARATIVE+PERSPECTIVES+MEL+COUSINS,+2005,&hl=en&sa=X&ved=0ahUKEwjqqaflxpffAhXhAhAIHQfRAK4Q6wEIJzAA#v=onepage&q&f=false*

*Gjithashtu, librin mund ta konsultoni të plotë në adresën:*

*https://epdf.tips/european-welfare-states-comparative-perspectives.html*

*Konkretisht, në Tezën e Doktoraturës në fjalë është kopjuar kapitulli i dytë  i librit* ***"European Welfare States: Comparative Perspectives"****, faqet 19-33, i cili përkon me kapitullin e parë te Tezës, faqet 17-30.*

*Kapitulli  tjetër i kopjuar është kapitulli i katërt i librit "****European Welfare States: Comparative Perspectives****", faqet 59-73, i cili përkon me kapitullin e tretë të Tezës së Doktoraturës,  faqet 69-82.*

*Burimi origjinal nuk është referuar, cituar apo vendosur te literatura e konsultuar*[152]*.*

**Analizë në retrospektivë. Shkeljet kryesore: kopjim i dy kapitujve nga një studim tjetër, mungesë referimi specifik i burimit origjinal dhe mungesë e vendosjes së burimit origjinal te literatura e konsultuar. Te kopjimi i kapitujve mungon origjinaliteti, kurse kopjimi pa referim specifik do të thotë se mungon njohja dhe lidhja me burimin origjinal (në raste si ky, burimi origjinal nuk gjendet i vendosur as te literatura e konsultuar).**

Ne vijim po vendosim disa krahasime të teksteve:

[152] Ky zbulim dhe kjo analizë  (teksti i analizës ka ca ndryshime me tekstin e analizës origjinale), janë publikuar në faqen *Facebook* të Taulant Mukës më 11 dhjetor 2018.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "Analiza e sistemit të sigurimeve shoqërore në këndvështrimin ekonomik dhe Juridik", 2015, f. 24.**

### 1.2.3/6 Roli i klasave të mesme

Baldwin, në studimin e tij të zhvillimit të sigurimeve shoqërore ne Britani, Francë, Gjermani, Danimarkë dhe Suedi në periudhën nga 1875, ka theksuar rolin e rëndësishëm të klasave te mesme dhe ka argumentuar se: "qasja social demokratike duhet të shihet si shembull i një logjike më të gjerë të interesave shoqërore prapa shtetit social dhe zhvillimit të saj"[60]. Studimi i tij ndër të tjera është ndalur në rëndësinë e përfshirjes së klasave të tjera, ne veçanti klasave të mesme, në analizën e zhvillimeve të shtetit social.

Baldwin ka argumentuar se: "shqetësimet e grupeve të caktuara sociale përcaktuan politikën sociale në një kuptim të menjëhershëm dhe se klasat e mesme ishin një nga grupet kryesore sociale në ketë drejtim."[61] Studimi i tij i hollësishëm historik kërkon interpretimin social demokratik, madje edhe ne zemër të Skandinavisë ku sipas tij "karakteristikat unike të shteteve sociale nordike ishin përcaktuar nga interesat emergjente politike të klasave të mesme agrare, të cilat as nuk do të përjashtohen nga përfitimet e politikes sociale, as do të mbajnë më shumë nga kostot qe mund të zhvendosen tek kundërshtarët e tyre urbanë".[62]

Në mënyrë të ngjashme, ai argumenton se: "zhvillimi i shtetit social në Britani dhe Skandinavi pas luftës ka reflektuar jo vetëm interesat e të varfërve, por në mënyrë të njëllojtë dhe me klasat e mesme dëshiron të jetë i favorizuar nga bujaria staturore".[63]



**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "European Welfare States: Comparative Perspectives", 2005, f. 26-27.**

THE ROLE OF THE MIDDLE CLASSES

Baldwin, in his study of the development of social insurance in Britain, France, Germany, Denmark and Sweden in the period from 1875, has emphasised the important role of the middle classes and argued that the social democratic approach should be seen as 'but one instance of a broader logic of social interest behind the welfare state and its development' (1990: 8–9). He has made the case for the importance of including other classes, in particular the middle classes, in the analysis of welfare state developments.

Baldwin has argued that 'the concerns of particular social groups did determine social policy in an immediate sense' (1990: 289) and that the middle classes were one of the key social groups in this regard. His detailed historical study questions the social democratic interpretation even in its heartland of Scandinavia where 'the unique features of the Nordic welfare states were determined by the interests of the politically emergent agrarian middle classes neither to be excluded from the benefits of social policy, nor to bear more of the costs than could be displaced to their urban opponents' (1990: 289).

Similarly, he argues that welfare state development in Britain and Scandinavia after the War 'reflected not only the interests of the poor, but equally so the middle-classes' desire to be favoured by statutory generosity (1990: 289–90).

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "Analiza e sistemit të sigurimeve shoqërore në këndvështrimin ekonomik dhe Juridik", 2015, f. 24.**

**1.2.3/6 Roli i klasave të mesme**

Baldwin, në studimin e tij të zhvillimit të sigurimeve shoqërore ne Britani, Francë, Gjermani, Danimarkë dhe Suedi në periudhën nga 1875, ka theksuar rolin e rëndësishëm të klasave te mesme dhe ka argumentuar se: "qasja social demokratike duhet të shihet si shembull i një logjike më të gjerë të interesave shoqërore prapa shtetit social dhe zhvillimit të saj"[60]. Studimi i tij ndër të tjera është ndalur në rëndësinë e përfshirjes së klasave të tjera, ne veçanti klasave të mesme, në analizën e zhvillimeve të shtetit social.

Baldwin ka argumentuar se: "shqetësimet e grupeve të caktuara sociale përcaktuan politikën sociale në një kuptim të menjëhershëm dhe se klasat e mesme ishin një nga grupet kryesore sociale në ketë drejtim."[61] Studimi i tij i hollësishëm historik kërkon interpretimin social demokratik, madje edhe ne zemër të Skandinavisë ku sipas tij "karakteristikat unike të shteteve sociale nordike ishin përcaktuar nga interesat emergjente politike të klasave të mesme agrare, të cilat as nuk do të përjashtohen nga përfitimet e politikes sociale, as do të mbajnë më shumë nga kostot qe mund të zhvendosen tek kundërshtarët e tyre urbanë".[62]

Në mënyrë të ngjashme, ai argumenton se: "zhvillimi i shtetit social në Britani dhe Skandinavi pas luftës ka reflektuar jo vetëm interesat e të varfërve, por në mënyrë të njëllojtë dhe me klasat e mesme dëshiron të jetë i favorizuar nga bujaria staturore".[63]

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "European Welfare States: Comparative Perspectives", 2005, f. 26-27.**

THE ROLE OF THE MIDDLE CLASSES

Baldwin, in his study of the development of social insurance in Britain, France, Germany, Denmark and Sweden in the period from 1875, has emphasised the important role of the middle classes and argued that the social democratic approach should be seen as 'but one instance of a broader logic of social interest behind the welfare state and its development' (1990: 8–9). He has made the case for the importance of including other classes, in particular the middle classes, in the analysis of welfare state developments.

Baldwin has argued that 'the concerns of particular social groups did determine social policy in an immediate sense' (1990: 289) and that the middle classes were one of the key social groups in this regard. His detailed historical study questions the social democratic interpretation even in its heartland of Scandinavia where 'the unique features of the Nordic welfare states were determined by the interests of the politically emergent agrarian middle classes neither to be excluded from the benefits of social policy, nor to bear more of the costs than could be displaced to their urban opponents' (1990: 289).

Similarly, he argues that welfare state development in Britain and Scandinavia after the War 'reflected not only the interests of the poor, but equally so the middle-classes' desire to be favoured by statutory generosity (1990: 289–90).

*Plagjiatura e Tezës së Doktoraturës me titull **"Ndikimi i Arsimit të Lartë në Rritjen Ekonomike: Rasti i Shqipërisë"**, e mbrojtur ne vitin 2015, pranë Fakultetit të Ekonomisë, Universiteti i Tiranës.*

*Tezën e plotë e gjeni në internet te siti i Universitetit të Tiranës, Doktoratura.*

*Është për t'u theksuar se në këtë Tezë Doktorature gjenden kopjime, jo vetëm në gjuhë të tjera të përkthyera në shqip, por edhe tekste të kopjuara nga dokumente në gjuhen shqipe, pa referuar specifikisht, apo cituar, apo vendosur te literatura e konsultuar, burimin origjinal. Gjithashtu, edhe përqindja e kopjuar, ne këtë Tezë Doktorature, është e lartë, sepse me sa kam llogaritur unë, është të paktën 1/3 e tekstit total të Tezës.*

*Nga ana tjetër, siç e thashë, artikujt, Tezat, raportet, etj., që janë kopjuar në tekstin e Tezës së Doktoraturës në fjalë, nuk janë referuar (në tekst apo në fusnotë) apo cituar në faqen përkatëse, as nuk janë vendosur në fund të Tezës te Bibliografia.*

*Vetëm studimi **"Evidence About The Link Between Education, Poverty and Terrorism Among Palestinians"**, Claude Berrebi, 2003, është vendosur te lista e librave të konsultuar, por gjithsesi as ky studim nuk është referuar specifikisht apo cituar.*

*Po vendos listën e dokumenteve me adresat e internetit, nga ku është kopjuar një pjesë e konsiderueshme e Tezës së Doktoraturës në fjalë:*

*1**)"Higher Education Expansion and Economic Growth in Japan and South Korea"**, Eun Kyung Lee, 2012 (shih faqet 13, 37-46, 91-92, të Tezës)*

*http://d-scholarship.pitt.edu/13735/1/LeeEK_etd2012.pdf*

*2) **“An Empirical Analysis of Higher Education and Economic Growth in West Virginia”,** Saima Bashir, 2012, (shih faqet 13-14, 19, 33-34, 80-81, 139, të Tezës,)*
*https://ageconsearch.umn.edu/bitstream/124829/2/Bashir.pdf*

*3) **“Public Education Expenditure and Economic Growth in Nigeria: 1970 – 2010”,** Ese S. Urhie, 2013, (shih faqet 19-22, të Tezës)*
*http://eprints.covenantuniversity.edu.ng/1456/1/Urhie%20Ese%20.S..pdf*

*4) **“Effects of Globalisation on Education and Culture”,** S. Chinnammai, 2005, (shih faqet 56-60, të Tezës),*
*https://pdfs.semanticscholar.org/d08e/7f2bd7cfec087a99eec6336096dd4c6aa1ce.pdf*

*5) **“The Impact of Education on Economic Growth Theory, Findings, and Policy Implications”,** Brian G. Dahlin (shih faqet 61-63 të Tezës),*
*https://123doc.org/document/1164392-the-impact-of-education-on-economic-growth-theory-findings-and-policy-implications-potx.htm*

*6) **“The relationship between graduates and economic growth across countries”,** Dawn Holland, Iana Liadze, Cinzia Rienzo and David Wilkinson, gusht 2013 (shih faqet 63-65, të Tezës)*
*https://assets.publishing.service.gov.uk/government/uploads/system/uploads/attachment_data/file/229492/bis-13-858-relationship-between-graduates-and-economic-growth-across-countries.pdf*

*7) **“Zhvillimi i Arsimit të Lartë në periudhën 1991-2011”,** i publikuar ne sitin http://open.data.al, më 28.02.2012 (shih faqet 74-76, të Tezës)*
*http://open.data.al/sq/lajme/lajm/lang/en/id/126/Zhvillimi-i--Arsimit-te-Larte-ne-periudhen-1991-2011*

*8) **"Prof. Dr. Remzi Altın: Universitetet shqiptare kanë nevojë për një ndryshim themelor të metodave të mësimdhënies"**, 19 prill, 2013 (shih faqet 77-78 dhe 132-133, të Tezës)*
*http://www.epoka.edu.al/lajm-prof-dr-remzi-alt-305-n-universitetet-shqiptare-kane-nevoje-per-nje-ndryshim-themelor-te-metodave-te-mesimdhenies-788.html*
*9) **"Edukimi për karrierën: libri i mësuesit"**, 2011, (shih faqet 78-80, të Tezës)*
*http://arsimi.gov.al/wp-content/uploads/2018/02/dok-0005.pdf*
*10) **"Raporti i parë për reformimin e arsimit të lartë dhe kërkimit shkencor",** janar- prill 2014 (shih faqet 87-89, të Tezës)*
*https://www.universitetipolis.edu.al/sites/default/files/Raport_Reforma_Arsimit_Larte.pdf*
*11) "**Ndikimi i Reformave Arsimore dhe nivelit Arsimor në normën e papunësisë"**, Elona Shehu (Shahini), (shih faqen 93 të Tezës)*
*http://bjes.beder.edu.al/uploads/arch-201405071106304686.pdf*
*12) **"The development of HEdPERF: a new measuring instrument of service quality for the higher education sector",** Firdaus Abdullah, (shih faqet 105-106 të Tezës)*
*https://pdfs.semanticscholar.org/1f8b/19cde0a963d3a1c93343a0427e671dd32d58.pdf*
*13) **"Evidence About The Link Between Education, Poverty and Terrorism Among Palestinians"** Claude Berrebi, 2003 (shih faqet 109-111 të Tezës)*
*https://papers.ssrn.com/sol3/papers.cfm?abstract_id=487467*
*15) **"Intervista, Winfried Heusinger, ekspert gjerman nga CIM/GIZ, në Ministrinë e Mirëqenies Sociale dhe Rinisë"**, 25/06/2015 (shih faqet 113-114 të Tezës)*
*http://www.mapo.al/arsimi-profesional-ne-shqiperi-premtues/*

16) ***"Effects of Primary, Secondary and Tertiary Education on Economic Growth Evidence from Guatemala"*** *Josef L. Loening, 2005 (shih faqet 123-126 të Tezës)*
*http://documents.worldbank.org/curated/en/116161468282268996/pdf/wps3610.pdf*
17) ***"Impact of Public Funding of Education on Economic Growth in Macedonia" Abdylmenaf Bexheti and Besime Mustafi,*** *shkurt 2015 (shih faqen 126 të Tezës),*
*https://www.uni-bamberg.de/fileadmin/uni/fakultaeten/sowi_faecher/vwl/BERG/BERG98_Bexheti.pdf*
18) ***"Corruption and its impact on economic growth: is East Asia special?",*** *Nasrul Ali, 2008 (shih faqen 127 të Tezës)*
*https://research-repository.uwa.edu.au/en/publications/corruption-and-its-impact-on-economic-growth-is-east-asia-special*
19) ***"Facts about Determinants of Economic Growth",*** *Catanet Dan Nocolae, (shih faqen 22 të Tezës)*
*http://steconomiceuoradea.ro/anale/volume/2008/v2-economy-and-business-administration/009.pdf* [153]

**Analizë në retrospektivë. Shkeljet kryesore: përqindje të lartë kopjimi nga studime të tjera, mungesë origjinaliteti për pjesën e kopjuar, kopjim faqesh në bllok, mungesë referimi specifik i burimit origjinal dhe mungesë e vendosjes së burimit origjinal te literatura e konsultuar.**

Në vijim po vendos ca krahasime të teksteve:

[153] Ky zbulim dhe kjo analizë (teksti i analizës ka ca ndryshime me tekstin e analizës origjinale), janë publikuar në faqen *Facebook* të Taulant Mukës më 14 dhjetor 2018.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "Ndikimi i Arsimit të Lartë në Rritjen Ekonomike: Rasti i Shqipërisë", 2015, f. 41.**

Disa studime kanë pohuar se niveli i zhvillimit në një vend përcakton se çfarë lloj i arsimit do të jetë më e dobishme për zhvillimin ekonomik. Për shembull, Wolff dhe Girrleman (1993) kanë hulumtuar mbi rolet e tri llojeve të ndryshme të arsimit. Ata propozuan një ekuacion për të shpjeguar rritjen e prodhimit për kokë banori, niveli fillestar të PBB-së për frymë, dhe grupeve të pasur nivele të ndryshme të arsimit. Ato përdoren gjashtë indikatorë për të vlerësuar gjendjen e arsimit: normat e regjistrimit nga arsimi fillor, të mesëm dhe të lartë, dhe normat e arritjeve të fuqisë punëtore dhënë një arsim fillor, të mesëm dhe të lartë. Midis këtyre dy faktorëve, norma e regjistrimit dhe normës e rritjes së forcës së punës, shkalla e regjistrimit kanë provuar të jetë një tregues i mirë për të shpjeguar rritjen e mëvonshme ekonomike. Wolff dhe Girrleman kategorizuar vendet në dy grupe. I pari ishte se vendet me të ardhura industriale dhe pjesën e sipërme të mesme siç përcaktohet nga Banka Botërore, dhe e dyta ishte të ardhura të ulëta-mesme dhe vendet e varfra. Në vendet e me të ardhura mesatare arsimi i lartë ka shpjeguar rritjen ekonomike më shumë se arsimi fillor dhe i mesëm. Përveç kësaj, arsimi i vetëm i lartë kishte një efekt statistikisht të rëndësishëm në rritjen ekonomike. Në vendet me të ardhura të ulëta dhe të varfra, , arsimi fillor dhe i mesëm ishin statistikisht të rëndësishëm për të shpjeguar rritjen ekonomike, ndërsa arsimi i lartë ofronte pak shpjegim.



**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "Higher Education Expansion and Economic Growth in Japan and South Korea", 2012, f. 18.**

Some studies claimed that the level of development in a country determines what kind of education would be the most beneficial for economic development. For example, Wolff and Girrleman (1993) explored the roles of three different kinds of education. They proposed an equation to explain growth in output per capita, the initial level of GDP per capita, and groups having different levels of education. They used six indicators to estimate standing of education: enrollment rates from primary, secondary, and higher education, and workforce attainment rates given a primary, secondary, and higher education. Between these two factors, enrollment rate and attainment rate of the workforce, enrollment rate proved to be a better indicator explaining subsequent economic growth. Wolff and Girrleman categorized countries into two groups. The first was the industrial and upper-middle income countries as defined by the World Bank, and the second was lowermiddle income and poor countries. In upper-middle income countries, higher education explained economic growth more than primary and secondary education. In addition, only higher education had a statistically significant effect on economic growth. In lower-middle income and poor countries, primary education was statistically significant to explain economic growth while higher education provided little explanation.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "Ndikimi i Arsimit të Lartë në Rritjen Ekonomike: Rasti i Shqipërisë", 2015, f. 41.**

Disa studime kanë pohuar se niveli i zhvillimit në një vend përcakton se çfarë lloj i arsimit do të jetë më e dobishme për zhvillimin ekonomik. Për shembull, Wolff dhe Girrleman (1993) kanë hulumtuar mbi rolet e tri llojeve të ndryshme të arsimit. Ata propozuan një ekuacion për të shpjeguar rritjen e prodhimit për kokë banori, niveli fillestar të PBB-së për frymë, dhe grupeve të pasur nivele të ndryshme të arsimit. Ato përdoren gjashtë indikatorë për të vlerësuar gjendjen e arsimit: normat e regjistrimit nga arsimi fillor, të mesëm dhe të lartë, dhe normat e arritjeve të fuqisë punëtore dhënë një arsim fillor, të mesëm dhe të lartë. Midis këtyre dy faktorëve, norma e regjistrimit dhe normës e rritjes së forcës së punës, shkalla e regjistrimit kanë provuar të jetë një tregues i mirë për të shpjeguar rritjen e mëvonshme ekonomike. Wolff dhe Girrleman kategorizuar vendet në dy grupe. I pari ishte se vendet me të ardhura industriale dhe pjesën e sipërme të mesme siç përcaktohet nga Banka Botërore, dhe e dyta ishte të ardhura të ulëta-mesme dhe vendet e varfra. Në vendet e me të ardhura mesatare arsimi i lartë ka shpjeguar rritjen ekonomike më shumë se arsimi fillor dhe i mesëm. Përveç kësaj, arsimi i vetëm i lartë kishte një efekt statistikisht të rëndësishëm në rritjen ekonomike. Në vendet me të ardhura të ulëta dhe të varfra, , arsimi fillor dhe i mesëm ishin statistikisht të rëndësishëm për të shpjeguar rritjen ekonomike, ndërsa arsimi i lartë ofronte pak shpjegim.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "Vlerësimi i leverdishmërisë ekonomiko-financiare për realizimin dhe administrimin e investimeve publike. Studim rasti", 2013, f. 139**.

b) Shpërndarja e risqeve Në supozimin e financimit të iniciativës sipas strukturës tipike të financimit të projektit, shpërndarja e risqeve ndërmjet subjekteve të angazhuara në iniciativë paraqet një moment delikat dhe përcaktues të operacionit të plotë. Objektivi final është ai i realizimit, nëpërmjet një procesi negociues, të shpërndarjes më të mirë të detyrimeve të parashikuara, duke individualizuar palët që rezultojnë më të përshtatshme për administrimin e faktorëve që mund të komprometojnë suksesin e iniciativës. Krahasimi ndërmjet modelit të financimit të projektit dhe formave tradicionale të marrëveshjeve të punimeve dhe të administrimit çon në një vlerësim të kujdesshëm të risqeve që Administrimi synon t'ia transferojë sektorit privat. Në këndvështrimin e optimizimit të burimeve, rezulton i nevojshëm për të marrë në konsideratë mundësinë që, krahas transferimit të një risku të caktuar, kundërvlera e kërkuar nga bashkëbiseduesi privat të jetë më e lartë sesa vlera që i atribuohet bashkëbiseduesit nga administrata. Rasti në fjalë do të verifikohet çdo herë kur dhënia e kompetencave nuk rezulton në përputhje me aftësitë përkatëse të administrimit të subjekteve të angazhuara. Nisur nga karakteristikat dhe nga ekskluziviteti i pjesshëm i secilit projekt për t'u realizuar nuk është e mundur të individualizohen kritere unike për t'u aplikuar për shpërndarjen korrekte të risqeve të iniciativës që, megjithatë, do të zhvillohet mbi bazën e vlerësimeve të përshtatshme herë pas here me rastin specifik të shqyrtuar.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "Il ricorso alla finanza privata nella realizzazione e gestione degli investimenti pubblici", 2006, f. 179.**

(b) Allocazione dei rischi Nell'ipotesi di finanziamento dell'iniziativa secondo la struttura tipica della finanza di progetto, la distribuzione dei rischi fra i soggetti coinvolti nell'iniziativa rappresenta un momento delicato e qualificante dell'intera operazione. L'obiettivo finale è quello di ottenere, tramite un processo di negoziazione, la migliore allocazione degli impegni previsti, individuando le parti che risultano più idonee alla gestione dei fattori che possono compromettere la riuscita dell'iniziativa. Il confronto fra il modello della finanza di progetto e le forme tradizionali di appalto dei lavori e della gestione implica pertanto l'attenta valutazione dei rischi che l'Amministrazione intende trasferire al settore privato. In un'ottica di ottimizzazione delle risorse, risulta opportuno considerare l'eventualità che, a fronte del trasferimento di un determinato rischio, la contropartita richiesta dall'interlocutore privato sia superiore al valore attribuito allo stesso dall'Amministrazione. Il caso in esame si verificherà ogni volta in cui l'attribuzione delle competenze non risulti in linea con le rispettive capacità di gestione dei soggetti coinvolti. Date le caratteristiche e la parziale unicità di ciascun progetto da realizzare, non è possibile individuare dei criteri univoci da applicare per la corretta allocazione dei rischi dell'iniziativa che andrà sviluppata pertanto sulla base di opportune valutazioni adattate di volta in volta al caso specifico in esame.

*Zbulimi, analiza dhe krahasimi i Tezës së Doktoraturës me plagjiaturë me titull:*
***"Veprat penale kundër mjedisit (neni 201-207 KP)"**, e mbrojtur në vitin 2017, pranë Universitetit të Tiranës, Fakulteti i Drejtësisë, Departamenti i së Drejtës Penale.*
*Tezën e plotë e gjeni në internet te siti i Universitetit të Tiranës, Doktoratura.*

*1.*
*Në Tezën në fjalë, 7 faqe (faqet 107-114) janë kopjuar nga artikulli shkencor me titull:*
***"E Drejta për Informim mbi Çështjet e Mjedisit: Legjislacioni Shqiptar në Vështrim Krahasues me Konventën e Aarhus-It"**, me autore Irma Baraku, i publikuar në vitin 2013 në "Revista Shqiptare për Studime Ligjore" Vol. 7.*
*Artikulli origjinal gjendet në internet në këtë adresë:*
*http://www.ajls.org/doc/2DrejtaInformimMjedisi.pdf*
*Burimi origjinal nuk është referuar (në tekst apo në fusnotë), cituar apo listuar te literatura e konsultuar.*
*2.*
*Në Tezën në fjalë, faqet 91-92 janë kopjuar nga një studim i Bankës Botërore, i vitit 2010, me titull: **"Inspections Reforms: Do Models Exist?"***
*Studimi origjinal gjendet në internet në këtë adresë:*
*http://regulatoryreform.com/wp-content/uploads/2014/11/Inspections-Reforms-Do-Models-Exist.pdf*
*Burimi origjinal nuk është referuar (në tekst apo në fusnotë), cituar apo listuar te literatura e konsultuar.*
*3.*

*Në Tezën në fjalë, faqet 87-88 janë kopjuar nga*
***Vendimi i Këshillit të Ministrave, nr. 24, datë 22.1.2004***.
*VKM-ja nr. 24, datë 22.1.2004 gjendet në internet në këtë adresë*:
*http://faolex.fao.org/docs/texts/alb67645.doc*
*Burimi origjinal nuk është referuar (në tekst apo në fusnotë), cituar apo listuar te literatura e konsultuar.*
*4.*
*Në Tezën në fjalë, faqja 71 dhe një pjesë e faqes 68 janë kopjuar nga* ***siti i Komisionit Evropian*** *nga adresat:*
*http://ec.europa.eu/environment/legal/crime/index.htm*

*http://ec.europa.eu/environment/legal/crime/legis_en.htm*

*Siti i Komisionit Evropian në Tezë është listuar te literatura e konsultuar. Gjithashtu, siti i KE është referuar në fusnotë në faqet 61 dhe 62, por nuk është referuar te faqet 71 dhe 68* [159].

**Analizë në retrospektivë. Shkeljet kryesore: kopjim me faqe në bllok, mungesë referimi specifik i burimit origjinal dhe mungesë e vendosjes te literatura e konsultuar të burimeve origjinale. Te kopjimi në bllok mungon origjinaliteti i shkrimit për pjesën e kopjuar, kurse kopjimi pa referim specifik do të thotë se mungon njohja e burimit origjinal.**

Në vijim po vendos krahasimin e teksteve:

---

[159] Ky zbulim dhe kjo analizë (teksti i analizës ka ca ndryshime me tekstin e analizës origjinale), janë publikuar më 12 prill 2019, në profilin tim në *Facebook*.

KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: **"Veprat penale kundër mjedisit ( neni 201-207 KP)", 2017, f. 113.**

Ankimi administrativ është një mjet për të kontrolluar veprimtarinë e administratës aq sa është edhe mjeti për të rivendosur të drejtën e cënuar. Ligji njeh të drejtën për të filluar procedurën e ankimit shtetasit. Neni 15 i ligjit parashikon të drejtën e çdo personi për "t'u ankuar në rrugë administrative, sa herë që çmon se i janë shkelur të drejtat e parashikuara nga ky ligj". Ky nen paraqitet si një normë referuese, sepse nuk përcakton vetë procedurat e ankimit, por të referon tek procedurat që përcaktohen nga Kodi i Procedurave Administrative. Nëse një autoritet publik refuzon plotësisht, pjesërisht apo hesht të japë informacionin e kërkuar, subjektit i lind e drejta që nëpërmjet ankimit të kundërshtojë refuzimin e paligjshëm të administratës publike. Ankimi për shkeljen e së drejtës për informim pranë Avokatit të Popullit. Parashikimi kushtetues i këtij institucioni të pavarur është hapi i parë për mbrojtjen e të drejtave të njeriut në raport me administratën publike. Në nenin 60 të Kushtetutës është parashikuar shprehimisht se funksioni dhe qëllimi i këtij institucioni është 'mbrojtja e të drejtave, lirive dhe interesave të ligjshme të individit nga veprimet dhe mosveprimet e parregullta të administratës publike'. Është fakt se cënimet më të mëdha që individit i bëhen ndaj së drejtës për informim vijnë nga veprimtaria e administratës publike. Prandaj ekzistenca e një institucioni të tillë është një mundësi e madhe për garantimin e kësaj të drejte.



**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "E Drejta për Informim mbi Çështjet e Mjedisit: Legjislacioni Shqiptar në Vështrim Krahasues me Konventën e Aarhus-It", 2013, f. 25-26.**

Ankimi administrativ është një mjet për të kontrolluar veprimtarinë e administratës aq sa është edhe mjeti për të rivendosur të drejtën e cënuar. Ligji njeh të drejtën për të filluar procedurën e ankimit shtetasit. 25 Neni 15 i ligjit parashikon të drejtën e çdo personi për 't'u ankuar në rrugë administrative, sa herë që çmon se i janë shkelur të drejtat e parashikuara nga ky ligj'. Ky nen paraqitet si një normë referuese, sepse nuk përcakton vetë procedurat e ankimit, por të referon tek procedurat që përcaktohen nga Kodi i Procedurave Administrative. Nëse një autoritet publik refuzon plotësisht, pjesërisht apo hesht të japë informacionin e kërkuar, subjektit i lind e drejta që nëpërmjet ankimit të kundërshtojë refuzimin e paligjshëm të administratës publike. Ankimi për shkeljen e së drejtës për informim pranë Avokatit të Popullit. Parashikimi kushtetues i këtij institucioni të pavarur është hapi i parë për mbrojtjen e të drejtave të njeriut në raport me administratën publike. Në nenin 60 të Kushtetutës është parashikuar shprehimisht se funksioni dhe qëllimi i këtij institucioni është 'mbrojtja e të drejtave, lirive dhe interesave të ligjshme të individit nga veprimet dhe mosveprimet e parregullta të administratës publike'. Është fakt se cënimet më të mëdha që individit i bëhen ndaj së drejtës për informim vijnë nga veprimtaria e administratës publike. Prandaj ekzistenca e një institucioni të tillë është një mundësi e madhe për garantimin e kësaj të drejte.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "Veprat penale kundër mjedisit ( neni 201-207 KP)", 2017, f. 113.**

Ankimi administrativ është një mjet për të kontrolluar veprimtarinë e administratës aq sa është edhe mjeti për të rivendosur të drejtën e cënuar. Ligji njeh të drejtën për të filluar procedurën e ankimit shtetasit. Neni 15 i ligjit parashikon të drejtën e çdo personi për "t'u ankuar në rrugë administrative, sa herë që çmon se i janë shkelur të drejtat e parashikuara nga ky ligj". Ky nen paraqitet si një normë referuese, sepse nuk përcakton vetë procedurat e ankimit, por të referon tek procedurat që përcaktohen nga Kodi i Procedurave Administrative. Nëse një autoritet publik refuzon plotësisht, pjesërisht apo hesht të japë informacionin e kërkuar, subjektit i lind e drejta që nëpërmjet ankimit të kundërshtojë refuzimin e paligjshëm të administratës publike. Ankimi për shkeljen e së drejtës për informim pranë Avokatit të Popullit. Parashikimi kushtetues i këtij institucioni të pavarur është hapi i parë për mbrojtjen e të drejtave të njeriut në raport me administratën publike. Në nenin 60 të Kushtetutës është parashikuar shprehimisht se funksioni dhe qëllimi i këtij institucioni është 'mbrojtja e të drejtave, lirive dhe interesave të ligjshme të individit nga veprimet dhe mosveprimet e parregullta të administratës publike'. Është fakt se cënimet më të mëdha që individit i bëhen ndaj së drejtës për informim vijnë nga veprimtaria e administratës publike. Prandaj ekzistenca e një institucioni të tillë është një mundësi e madhe për garantimin e kësaj të drejte.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "E Drejta për Informim mbi Çështjet e Mjedisit: Legjislacioni Shqiptar në Vështrim Krahasues me Konventën e Aarhus-It", 2013, f. 25-26.**

Ankimi administrativ është një mjet për të kontrolluar veprimtarinë e administratës aq sa është edhe mjeti për të rivendosur të drejtën e cënuar. Ligji njeh të drejtën për të filluar procedurën e ankimit shtetasit. 25 Neni 15 i ligjit parashikon të drejtën e çdo personi për 't'u ankuar në rrugë administrative, sa herë që çmon se i janë shkelur të drejtat e parashikuara nga ky ligj'. Ky nen paraqitet si një normë referuese, sepse nuk përcakton vetë procedurat e ankimit, por të referon tek procedurat që përcaktohen nga Kodi i Procedurave Administrative. Nëse një autoritet publik refuzon plotësisht, pjesërisht apo hesht të japë informacionin e kërkuar, subjektit i lind e drejta që nëpërmjet ankimit të kundërshtojë refuzimin e paligjshëm të administratës publike. Ankimi për shkeljen e së drejtës për informim pranë Avokatit të Popullit. Parashikimi kushtetues i këtij institucioni të pavarur është hapi i parë për mbrojtjen e të drejtave të njeriut në raport me administratën publike. Në nenin 60 të Kushtetutës është parashikuar shprehimisht se funksioni dhe qëllimi i këtij institucioni është 'mbrojtja e të drejtave, lirive dhe interesave të ligjshme të individit nga veprimet dhe mosveprimet e parregullta të administratës publike'. Është fakt se cënimet më të mëdha që individit i bëhen ndaj së drejtës për informim vijnë nga veprimtaria e administratës publike. Prandaj ekzistenca e një institucioni të tillë është një mundësi e madhe për garantimin e kësaj të drejte.

*Zbulimi, krahasimi dhe analiza e Tezës së Doktoraturës me plagjiaturë me titull* ***"Sinergjia që krijohet nga ndërveprimi i marketingut të marrëdhënieve me marketingun në internet. Rasti i industrisë bankare shqiptare"****, e mbrojtur në vitin 2014, pranë Universitetit "Aleksandër Moisiu" Durrës, Fakulteti i Biznesit.*

*Teza gjendet e plotë në internet në sitin e Universitetit "Aleksandër Moisiu".*

*Në Tezën në fjalë janë kopjuar 60 faqe ose 30% e tekstit total, nga shkrime të tjera, pa referuar (në tekst apo në kllapa), pa cituar dhe pa listuar te literatura e konsultuar, burimin origjinal.*

*Konkretisht 60 faqet janë kopjuar nga gjashtë studime të tjera, të cilat po i listoj në vijim.*
*Paraprakisht, dua të them se është për t'u vënë në dukje se faqet e kopjuara koinçidojnë më pjesët e Tezës ku gjenden në kllapa edhe referencat ndër më të rëndësishmet, të cilat natyrisht si referenca janë marrë bashkë me tekstin e kopjuar.*

*1.*
*Faqet 6-10, 48-50 dhe 75-82 të Tezës janë kopjuar nga një tjetër Tezë Doktorature me titull* ***"Three Dimensional Modelling of Customer Satisfaction, Retention and Loyalty***

***for Measuring Quality of Service"***, *2009, me autor Vahid Pezeshki.*
*Te Teza në gjuhën angleze shih faqet 13-17, 52-55, 73-75, 77-79, 82, 84-86 dhe 88.*

*Burimi origjinal në gjuhën angleze gjendet në internet në këtë adresë:*
*https://docplayer.net/6633012-Three-dimensional-modelling-of-customer-satisfaction-retention-and-loyalty-for-measuring-quality-of-service.html*

*2.*
*Faqet 14 dhe 18-28 të Tezës janë kopjuar nga artikulli shkencor me titull* ***"The Evolution of Relationship Marketing"*** *me autorë Jagdish N. Sheth and Atul Parvatiyar, i publikuar në "International Business Review" Vol. 4, No. 4, f. 397-418, 1995.*

*Te artikulli në gjuhën angleze shih faqet 1-15 (397-411).*
*Burimi origjinal në gjuhën angleze gjendet në internet në këtë adresë:*
*https://pdfs.semanticscholar.org/e87d/4b120d11234ff2b4caba00bf7429138be384.pdf*

*3.*
*Faqet 32-37 dhe 111-112 të Tezës janë kopjuar nga studimi me titull* ***"Attracting and Retaining Online Buyers:***

***Comparing B2B and B2C Customers"**, 2005, me autorë Eileen Bridges, Ronald E. Goldsmith dhe Charles F. Hofacker.*
*Te studimi në gjuhën angleze shih faqet 8-15 dhe 19-21.*
*Burimi origjinal gjendet në këtë adresë:*
*https://www.scribd.com/document/347941841/10-1-1-455-4504-pdf#download*

*4.*
*Faqet 57-73, 82-85 të Tezës janë kopjuar nga një tjetër Tezë Doktorature me titull*
***"Customer Service Retention A Behavioural Perspective of the UK Mobile Market"**, 2010, me autor Muhammad Turki Alshurideh.*
*Te Teza në gjuhën angleze shih faqet 126-132, 161-162, 173-180, 184-189 dhe 189-192.*
*Burimi origjinal gjendet në këtë adresë: http://etheses.dur.ac.uk/552/2/*

*5.*
*Faqet 45-46, 100-104 të Tezës janë kopjuar nga studimi*
***"Relationship Marketing in the Internet Age"**, 2002, me autorë Michael Antioco dhe Dr. Adam Lindgreen.*
*Te studimi në gjuhën angleze shih faqet 3-4 dhe 6-12.*
*Burimi origjinal gjendet në këtë adresë:*
*https://pdfs.semanticscholar.org/3ba9/12b58e4b2f2ccad03c5f8b9862e1439832ca.pdf*

*6.*

*Faqet 121-125 të Tezës janë kopjuar nga një studim i Bankës së Shqipërisë me titull* ***"Bankat në epokën e internetit"****, 2007. Te studimi i BSH-së shih faqet 7-8, 14, 17-22, 29 dhe 31-33. Burimi origjinal gjendet në këtë adresë:* *https://www.bankofalbania.org/rc/doc/Bankat_ne_epoken_e_internetit_3242_1_6803.pdf* [160]

**Analizë në retrospektivë. Shkeljet kryesore: përqindje e lartë kopjimi, kopjim faqesh në bllok, përvetësim të referencave të shkrimeve të tjera, mungesë referimi specifik i burimeve origjinale, mungesë e vendosjes te literatura e konsultuar të burimeve origjinale nga ku janë kopjuar 60 faqet e përmendura më sipër në analizë.**

Në vijim po vendos krahasimin e teksteve:

[160] Ky zbulim dhe kjo analizë (teksti i analizës ka ca ndryshime me tekstin e analizës origjinale), janë publikuar më 2 maj 2019, në profilin tim në *Facebook*.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "Sinergjia që krijohet nga ndërveprimi i marketingut të marrëdhënieve me marketingun në internet. Rasti i industrisë bankare shqiptare", 2014, f. 25**

Zhvillimi i parë ishte realizimi i tregjeve që blerjet e përsëritura nga blerësit ishin kritike, duke e bërë atë të nevojshme për të nxitur besueshmërinë e markës. Akademikë të ndryshëm të marketingut, u interesuan në blerjet e përsëritura dhe në besueshmërinë e markës (Churchill 1942, Womer 1944, Barton 1946, Pattwrson dhe McAnally 1947). Ky kërkim u avancua më tej në sjelljen e blerjes si teori nga Howard dhe Sheth (1969), në të cilin ngushtësisht ekzaminuan blerjet e përsëritura të sjelljes dhe besueshmërisë së markës. Me qëllim për të arritur një imazh të markës, ndryshimet në teoritë e markës dhe lajmërimet e efektshme, nxorën në pah disa teknika marketingu. Zhvillimi i segmenteve të tregut dhe diferencimi, u bënë një mjet i rëndësishëm për planifikimin e marketingut në pamje të kompeticionit. Tregtarët kuptuan përfitimet në fokusimin në grupe specifike të blerësve për të cilët ata mund të prodhonin dhe të aplikonin programet e tyre të marketingut dhe të ndryshonin me sukses të plotë vetveten nga konkurruesit e tyre (Petërson 1962). Marka që u rrit gjatë kësaj periudhe, e mbështeti filozofinë që shitësi me pakicë nuk ishte një shitës për fabrikën, por më tepër shitës për konsumatorin.



**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "The Evolution of Relationship Marketing", 1995, f. 407.**

The first development was the marketer's realization that repeat purchase by customers was critical, making it necessary to foster brand loyalty. Several marketing scholars also became interested in repeat purchase and brand loyalty behavior as early as World War II (Churchill, 1942; Womer, 1944; Barton, 1946; Patterson and McAnally, 1947). This research was further advanced in the buyer behavior theory of Howard and Sheth (1969), wherein they closely examined repeat purchase behavior and brand loyalty. In order to achieve a brand image, brand differentiation and effective advertising, certain marketing techniques emerged. The development of market segmentation and targeting became important tools for marketing planning. In the face of competition, marketers realized the benefits of focusing on specific groups of customers for whom they could tailor their marketing programs and successfully differentiate themselves from their competitors (Peterson, 1962). Brand marketing that grew during this period supported the philosophy that the retailer was not the salesman for the manufacturer but rather the buyer for the consumer.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: "Sinergjia që krijohet nga ndërveprimi i marketingut të marrëdhënieve me marketingun në internet. Rasti i industrisë bankare shqiptare", 2014, f. 25**

Zhvillimi i parë ishte realizimi i tregjeve që blerjet e përsëritura nga blerësit ishin kritike, duke e bërë atë të nevojshme për të nxitur besueshmërinë e markës. Akademikë të ndryshëm të marketingut, u interesuan në blerjet e përsëritura dhe në besueshmërinë e markës (Churchill 1942, Womer 1944, Barton 1946, Pattwrson dhe McAnally 1947). Ky kërkim u avancua më tej në sjelljen e blerjes si teori nga Howard dhe Sheth (1969), në të cilin ngushtësisht ekzaminuan blerjet e përsëritura të sjelljes dhe besueshmërisë së markës. Me qëllim për të arritur një imazh të markës, ndryshimet në teoritë e markës dhe lajmërimet e efektshme, nxorën në pah disa teknika marketingu. Zhvillimi i segmenteve të tregut dhe diferencimi, u bënë një mjet i rëndësishëm për planifikimin e marketingut në pamje të kompeticionit. Tregtarët kuptuan përfitimet në fokusimin në grupe specifike të blerësve për të cilët ata mund të prodhonin dhe të aplikonin programet e tyre të marketingut dhe të ndryshonin me sukses të plotë vetveten nga konkurruesit e tyre (Petërson 1962). Marka që u rrit gjatë kësaj periudhe, e mbështeti filozofinë që shitësi me pakicë nuk ishte një shitës për fabrikën, por më tepër shitës për konsumatorin.

**KJO FAQE ËSHTË CITIM NGA: “The Evolution of Relationship Marketing”, 1995, f. 407.**

The first development was the marketer's realization that repeat purchase by customers was critical, making it necessary to foster brand loyalty. Several marketing scholars also became interested in repeat purchase and brand loyalty behavior as early as World War II (Churchill, 1942; Womer, 1944; Barton, 1946; Patterson and McAnally, 1947). This research was further advanced in the buyer behavior theory of Howard and Sheth (1969), wherein they closely examined repeat purchase behavior and brand loyalty. In order to achieve a brand image, brand differentiation and effective advertising, certain marketing techniques emerged. The development of market segmentation and targeting became important tools for marketing planning. In the face of competition, marketers realized the benefits of focusing on specific groups of customers for whom they could tailor their marketing programs and successfully differentiate themselves from their competitors (Peterson, 1962). Brand marketing that grew during this period supported the philosophy that the retailer was not the salesman for the manufacturer but rather the buyer for the consumer.

# NJË LISTË ME 30 RREGULLA MBI REFERIMIN, ORIGJINALITETIN DHE SHKRIMIN

1. **Refero burimin origjinal** në një mënyrë që nëse lexuesi dëshiron ta gjejë, ose nëse ti dëshiron ta gjesh përsëri, të jetë sa më e lehtë për t'u gjetur.

2. **Referim ose referencë**, për rastin tonë, do të thotë të shënosh qartazi burimin origjinal nga ku po citon apo perifrazon një shkrim tjetër, në shkrimin tënd që je duke zhvilluar.

3. Referim i qartë do të thotë lidhje direkte mes shkrimit ku bëhet referimi dhe burimit të referuar. **Referimi i qartë** domethënë lidhja direkte, mund të **bëhet në tekst në kllapa ose në fusnotë**.

4. Referimi në tekst në kllapa bëhet duke vendosur mbiemrin dhe datën e publikimit. Mirë do të ishte të vendoset edhe faqja apo faqet, e burimit origjinal, sidomos kur burimi origjinal është i gjatë, si për shembull një libër. Ndërsa, të dhënat e plota të burimit origjinal, në këtë rast, gjenden në fund të studimit te literatura e konsultuar [një shembull, në kllapa vendoset mbiemri i

autorit, viti dhe faqja (Posner, 2007, 43), kurse te literatura e konsultuar gjejmë informacionet e plota për titullin e librit, vendin e publikimit dhe shtëpinë botuese, Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books].

5. Kur referojmë një autor që ka **publikime më shumë se një** *në të njëjtin vit*, referimi në kllapa bëhet me mbiemrin e autorit, me vitin dhe me shkronjën mbrapa duke filluar nga **a**-ja (mirë do të ishte edhe faqja), për shembull (Muka, 2016**a**), (Muka, 2016**b**), etj.

6. Kur ka shumë autorë, mund të gjejmë të shkruar mbiemrin e autorit të parë dhe "**et al.**". Nga latinishtja "et al." "et alia", do të thotë "dhe të tjerë" (shembull Muka et al., 2016).
7. Sitet e internetit, duke qenë zakonisht të gjata, interferojnë në tekstin kryesor të shkrimit, kështu që është mirë që të vihen në fusnotë. Bën përjashtim nëse vetë siti është objekt studimi.
8. Në fusnotë, duke qenë se nuk ka interferenca me tekstin kryesor të shkrimit, mund të vihen të gjitha të dhënat e një libri, artikulli, apo siti, etj.

9. **Fusnota** mund të vihet në fund të faqes ose në fund të kapitullit, por mendoj se më mirë do të ishte në fund të

faqes. Madhësia e shkrimit të fusnotave vendoset dy numra më e vogël (10) se madhësia e tekstit kryesor (12), pa hapësirë mes rreshtave të fusnotave.

10. Me të dhënat e burimit **libër** kuptojmë: mbiemrin e plotë të autorit, të paktën inicialen e emrit të autorit, vitin e publikimit, titullin e plotë të librit në shkrim të pjerrët, qytetin e publikimit (në SHBA qytet-shtetin, për shembull New York, California, etj.) dhe shtëpinë botuese; një shembull **Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books**.

11. Me të dhënat e burimit **artikull reviste** kuptojmë: mbiemrin e plotë të autorit, të paktën inicialen e emrit të autorit, vitin e publikimit, titullin e plotë të artikullit, emrin e plotë të revistës në shkrim kursiv, vëllimin, numrin dhe faqet e artikullit të referuar [një shembull **Stern, S. (2012). From Author's Right to Property Right. *The University of Toronto Law Journal*. Vëll. 62, n. 1, f. 29-91].**

12. Mënyra se si vihen burimet origjinale dhe si referohen të dhënat e plota të një libri apo artikulli shkencor, janë të ndryshme. Në këtë studim kam përdorur stilin **APA**[161], por duke i vendosur referencat në fusnotë (duhet theksuar

[161] Në këtë adresë gjendet një skemë me stilin APA: https://pitt.libguides.com/c.php?g=12108&p=64730

se në stilin APA, si rregull, shumica e referencave vihet në tekst në kllapa dhe jo në fusnotë[162]). Stile të tjera janë: **MLA**, **Chicago**, etj. Për më tepër, kërkoni në *Google* ose në ndonjë motor tjetër kërkimi ***"citation styles"***. Për shembull, mund të vizitoni këtë adresë interneti, ku gjeni ca skema të cilat ju japin informacione më shumë: https://pitt.libguides.com/citationhelp

13. Me të dhënat e burimit **sit (adresë interneti)** kuptojmë: adresën e plotë dhe specifike të dokumentit të referuar, domethënë për shembull adresa e sitit nuk është një adresë specifike, kurse adresa e një faqeje lajmi, artikulli apo dokumenti në sit, është specifike. Shembull konkret: adresë siti https://fjalorthi.com/ ; adresë specifike në sit https://fjalorthi.com/referim
Për më tepër kërkoni në *Google* ose në ndonjë motor tjetër kërkimi, për akronimet **URL** dhe **DOI**.

14. **Citim,** për rastin tonë, do të thotë të kopjosh fjalë për fjalë një tekst tjetër, ta vendosësh në **thonjëza** në shkrimin tënd dhe njëkohësisht të referosh burimin origjinal në tekst në kllapa ose në fusnotë. Thonjëzat mund të përdoren edhe për t'i dhënë një fjale apo një togfjalëshi një kuptim të veçantë. Për shembull: ushqimi për shëndetin e njeriut është "ilaç", por mund të bëhet edhe

[162] Hacker, D. dhe Sommers, N. (2013). *A Pocket Style Manual. APA Version*. Boston: Bedford/St. Martin's, f. 44.

"helm". Gjithashtu, thonjëzat mund t'i gjejmë të përdorura edhe për titullin e një artikulli, libri, reviste, studimi, etj.

15. Nëse për një citim nuk arrin ta gjesh vetë burimin origjinal, por e merr nga një burim dytësor, duhet të citosh edhe burimin origjinal edhe burimin dytësor; për shembull, jam duke lexuar një libër mbi Shqipërinë dhe aty gjej një citim nga një libër i një studiuesi të huaj, por nuk arrij ta gjej shkrimin e plotë origjinal të studiuesit të huaj. Në një rast të tillë, bëj citimin dhe sqaroj duke thënë se këtë citim e kam marrë nga libri, etj., sepse në raste të tilla merita i shkon edhe burimit të dytë, nga i cili e ke marrë citimin origjinal dhe së dyti ti në një rast si ky nuk e ke parë vetë burimin origjinal.

16. **Citimi i gjatë** me më shumë se 40 fjalë, bëhet pa thonjëza, sepse dallimi i tekstit të kopjuar bëhet duke vendosur tekstin e cituar në rreshta më të shkurtër se rreshtat e tjerë, në të dyja anët dhe madhësia e shkronjave e pjesës së cituar duhet të jetë me e vogël se madhësia e tekstit tjetër, siç po bëj në këtë rast. Shkëputjet e tekstit, nëse ka, bëhen me tri pika...

17. **Referimi** tregon ku gjendet burimi origjinal, kurse **citimi** bën dallimin mes fjalëve të dikujt tjetër dhe fjalëve të tua. Citimi pa referim tregon se fjalët në thonjëza janë të

dikujt tjetër, por pa referimin specifik, nuk mund ta arrijmë ta kuptojmë burimin origjinal të pjesës së cituar.

18. **Perifrazim** do të thotë të paraqesësh një arsyetim, ide, etj., me fjalë të tjera; për shembull: **sëmundjet kardiake janë shkaku kryesor i vdekshmërisë**. Duke e perifrazuar mund të themi: **sëmundjet e zemrës janë arsyeja e parë e mortalitetit**.

19. Mirë është që referenca të vihet në fund të pjesës së cituar ose perifrazuar.

20. *Titulli i librave, i artikujve* dhe *fjalët e huaja vihen në shkrim të pjerrët*, për t'i dalluar nga pjesa e tjetër e tekstit të shkrimit. Gjithashtu, mund të qëllojë që, titullin e një artikulli, libri, reviste, studimi, etj., të mos e gjejmë në kursiv, por ta gjejmë të vendosur në thonjëza.

21. Lista e literaturës së konsultuar, për të thjeshtuar konsultimin, vihet në **renditje alfabetike** (a-zh).

22. Bibliografia apo literatura e konsultuar do të thotë se për të shkruar një studim të caktuar je bazuar te ata libra, artikuj, site interneti, etj., por nuk tregon referim specifik (lidhje direkte) apo citim të burimeve origjinale.

23. Hapësira mes rreshtave zakonisht vendoset **1.5,** por varet edhe nga lloji i shkrimit, formati i faqes etj. Për të vendosur hapësirën mes rreshtave, shko te *paragraph*, pastaj *line spacing*. Madhësia e shkronjave të tekstit zakonisht vendoset 12, me stilin *Times New Roman*. Dy numra më të vegjël (10), vendosen shkronjat e citimeve të gjata dhe shkronjat e fusnotave.

24. **Origjinalitet** i një shkrimi do të thotë ta përpunosh vetë tekstin, me aftësitë e tua krijuese në përqindjen më të madhe të tij dhe kur kopjon apo perifrazon ndonjë rresht nga burime të tjera, duhet ta referosh në mënyrë specifike burimin origjinal. Në rastin e kopjimit duhet edhe ta citosh. Katër janë sekretet kryesore të origjinalitetit dhe të korrektësisë së një shkrimi shkencor: 1) përpunim autonom të pjesës më të madhe të tekstit; 2) shmangie të kopjimeve në bllok me paragrafë apo akoma më keq me faqe; 3) ndërthurje të mendimit tënd me mendimin e studiuesve të tjerë; 4) referim specifik të burimit origjinal.

25. Kur një përqindje a lartë shkrimit tënd është e kopjuar nga një shkrim tjetër, humbet origjinaliteti, edhe nëse referohet specifikisht burimi origjinal.

26. Më mirë një tekst “i keq” i shkruar vetë, sesa një tekst “i mirë” i kopjuar nga shkrimi i dikujt tjetër.

27. **Madhësia e tekstit në fusnotë** duhet të jetë dy numra më e vogël se madhësia e tekstit kryesor të shkrimit.

28. Verifikoni autorin te *properties*, pavarësisht nëse dokumenti është në *Word*, PDF, etj., për të parë nëse del emri i dikujt tjetër si autor. Nëse po, bëni korrigjime që të mos dalë emri i dikujt tjetër të *properties*.

29. Edhe blerja apo kalimi e një shkrimi të shkruar nga dikush tjetër (për shembull, dikush tjetër shkruan Tezën në vendin tënd dhe ti e paraqet sikur e ke shkruar vetë) është shkelje, pavarësisht nëse shkrimi që e ke blerë apo që e ke marrë nga dikush tjetër[163], është plagjiaturë apo jo.

30. Në kompjuterin që je duke shkruar një dokument, mund të ndodhë që papritmas kompjuteri të prishet dhe si pasojë rrezikon të humbësh gjithë dokumentin që ke shkruar. Prandaj, *kur je duke shkruar sidomos një dokument të gjatë*, **është absolutisht e domosdoshme që ta ruash në shumë burime**, si për shembull në *hard disc* të jashtëm, në *email*, etj. Gjithashtu, do t'ju këshilloja, nëse është e mundur, për orare të gjata, të mos përdorni *laptop* por të përdorni kompjuter tavoline.

[163] Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books, f. 33.

# BIBLIOGRAFIA

Amanda, D. (2015). *Internet Research With Google*. https://www.scribd.com/document/332412225/Amanda-Deason-Internet-Research-With-Google-2015

Atkinson, B. dhe Fitzgerald, B. (2014). *A Short History of Copyright*, Cham: Springer.

*Berne Convention for the Protection of Literary and Artistic Works* (1979). Teksti i Konventës gjendet i plotë në internet në këtë adresë: https://wipolex.wipo.int/en/text/283693

Canfora, L. (2002). *Il copista come autore.* Palermo: Sellerio.

Carnegie, Dale. I rishikuar nga Carnegie, Dorothy (1977). *The Quick and Easy Way to Effective Speaking*. New York: Pocket Books.

Case. *Journal of the Patent and Trademark Office Society.* Vëll. 76, f. 807-820. https://www.wipo.int/edocs/lexdocs/laws/sq/al/al068sq.pdf

Cleemput, O. V. dhe Saso, L. (2017). *Manual on Scientific Communication for Postgraduate Students and Young Researchers in Technical, Natural, and Life Sciences. A practical guide for the preparation of theses, papers, posters,*

*and other scientific documents* http://dx.doi.org/10.5772/intechopen.69870

D'Angelo, J. (2012). *Ethics in Science: Ethical Misconduct in Scientific Research.* Florida: Taylor & Francis Group.

Eco, U. (2001). *Come si fa una tesi di laurea. Le materie umanistiche*. Milano: Bompiani.

Eisenstein, E. L. (2005). *The Printing Revolution in Early Modern Europe*. New York: Cambridge University Press.

Fischer, S. R. (2001). *A History of Writing*. London: Reaktion Books.

*Fjalori i Gjiuhës së Sotme Shqipe* (1980): http://www.fjalori.shkenca.org

Frye, B. L. (2016). Plagiarism is Not a Crime. *Duquesne University Law Review*, vëll. 54, n. 1, f. 133-173. Artikulli gjendet në sitin SSRN, në këtë adresë: https://ssrn.com/abstract=2752139

Garner, B. A. dhe të tjerë (2009). *Black's Law Dictionary*. Thomson Reuters. https://thelawdictionary.org/plagiarism/

Hacker, D. dhe Sommers, N. (2013). *A Pocket Style Manual. APA Version*. Boston: Bedford/St. Martin's.

Hacker, D. dhe Sommers, N. (2015). *A Pocket Style Manual. APA Version*. New York: Macmillan Learning.

Harris, R. (2017). *Using Sources Effectively: Strengthening Your Writing and Avoiding Plagiarism*. London: Routledge.

Hughes, J. (2006). *Locke's 1694 Memorandum (and more incomplete copyright historiographies).* https://papers.ssrn.com/sol3/papers.cfm?abstract_id=936353

Hugo, V. (1974). *Notre-Dame de Paris*. Paris: Gallimard.

Informacione në internet mbi stilet e shkrimit: https://pitt.libguides.com/citationhelp
https://pitt.libguides.com/c.php?g=12108&p=64730

Kadare, I. (2007). *Chronicle in Stone*. *Përkthimi në anglisht Arshi Pipa. Publikimi dhe hyrja David Bellos*. Ney York: Arcade.

Kadare, I. (2015). *Kronikë në gur*. *Me një hyrje të Eric Faye*. Tiranë: Onufri.

Khalil, J. C. (1994). Are Page Numbers Really Copyrightable? The Effect of Feist on the West. Publishing v. Lexis. Artikulli gjendet në këtë adresë: http://khalilsheldon.com/content-kslaw/uploads/Are-Page-Numbers-Really-Copyrightable.pdf

*Kodi i Procedurës Civile i Republikës së Shqipërisë* (2018). https://qbz.gov.al/preview/63ca3bd6-ed1c-42d4-a44f-05c970f7714d

Landy, G. K. editing and additional content supplied by Mastrobattista, A. J. (2008). *The IT / Digital Legal Companion: A Comprehensive Business Guide to Software, IT, Internet, Media and IP Law*. Elsevier.

Lewis, G. C. (1845). THE Hellenics of Xenophon, and their Division into Books. *The Calssical Mueseum*. Vëll. II, f. 1-44. Artikulli gjendet në internet në këtë adresë: https://books.Google.al/books?id=h4waEWgtVD4C&printsec=frontcover&dq=the+classic+museum+1845&hl=en&sa=X&ved=0ahUKEwiOsN2ClLzhAhWxtIsKHdVcAAsQ6wEIKTAA#v=onepage&q&f=false

*Ligji n. 35, 2016. Për të drejtën e autorit dhe të drejtat e tjera të lidhura me to*. Ligji gjendet i plotë në internet në këtë adresë: https://www.wipo.int/edocs/lexdocs/laws/sq/al/al068sq.pdf

Locke, J. (1689). *Dy traktate mbi qeverisjen (Two Treatises of Government)*

Locke, J. (2003). *Two Treatises of Government. Edited and with an Introduction by Ian Shapiro. John Dunn, Ruth W. Grant, Ian Shapiro*. New Haven: Yale University Press.

Massey University of New Zealand (2009), *APA Referencing: The Basics* , Video https://www.youtube.com/watch?v=SOEmM5gmTJM

Neville, C.  (2010). *The Complete Guide to Referencing and Avoiding Plagiarism*. Maidenhead: Open University Press.

*Norme grafiche generali per la composizione dei testi di Tesi di Laurea* (2013): http://people.unica.it/marinaguglielmi/files/2012/09/NORME-PER-LA-STESURA-DELLA-TESI.pdf

Originality. (2002). *Harvard Law Review*. Vol. 115, No. 7, f. 1988-2009. https://www.jstor.org/stable/1342599?seq=1#page_scan_tab_contents

Posner, R. A. (2007). *The Little Book of Plagiarism*. New York: Pantheon Books.

Randall, M. (2001). Pragmatic Plagiarism: Authorship, Profit, and Power. Toronto: University of Toronto Press.

Schneider G. Evans J. Pinard K. T. (2010). *The Internet – Illustrated*. Cengage Learning.

Sousa-Silva, R. (2014). Detecting translingual plagiarism and the backlash against translation plagiarists. *Language and Law/ Linguagem e Direito*, Vol. 1(1): p. 70-94.

Stern, S. (2012). From Author's Right to Property Right. *The University of Toronto Law Journal*. Vëll. 62, N. 1, f. 29-91.

Sutherland-Smith, W. (2008). *Plagiarism, the Internet and Student Learning Improving Academic Integrity*. New York: Routledge.

Tarcov, N. (1984). *Locke's Education for Liberty*. Chicago: Chicago University Press.

*The European Code of Conduct for Research Integrity*. (2017). Berlin: ALLEA - All European Academies.

*The Statute of Anne; April 10, 1710:* http://avalon.law.yale.edu/18th_century/anne_1710.asp

Thomai, J. dhe të tjerë (2006). *Fjalor i Gjuhës Shqipe*. Tiranë: Akademia e Shkencave e Shqipërisë. https://fjalorthi.com/

**Shënim**: në këtë listë të literaturës së konsultuar nuk janë listuar librat, Tezat e Doktoraturës, apo artikujt shkencorë, etj., të analizave të plagjiaturave, sepse burimet në fjalë i gjeni direkt te faqet e analizave.

